

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

# Fetvat e ulemave të ehlis-Sunnetit rreth çështjes së gjykimit

Falënderimi i takon Allahut. Atë e falënderojmë dhe prej Tij falje dhe ndihmë kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe të veprave tona. Kë e udhëzon Allahu s'ka kush që e lajthit dhe kë e largon nga rruga e vërtetë, s'ka kush që e udhëzon. Dëshmoj se s'ka të adhuruar tjetër përveç Allahut, i Cili është Një dhe dëshmoj se Muhammedi ﷺ është rob dhe i dërguari i Tij.

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُواْ اتَّقُواْ اللّهَ حَقَّ تُقَاتِهِ وَلاَ تَمُوتُنَّ إِلاَّ وَأَنتُم مُّسْلِمُونَ

**“ O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun ashtu siç duhet pasur frikë Ai dhe mos vdisni ndryshe veçse duke qenë muslimanë (besimdrejtë e plotësisht të nënshtruar ndaj Allahut).” (Ali Imran: 102)**

يَا أَيُّهَا النَّاسُ اتَّقُوا رَبَّكُمُ الَّذِي خَلَقَكُمْ مِنْ نَفْسٍ وَاحِدَةٍ وَخَلَقَ مِنْهَا زَوْجَهَا وَبَثَّ مِنْهُمَا رِجَالًا كَثِيرًا وَنِسَاءً وَاتَّقُوا اللَّهَ الَّذِي تَسَاءَلُونَ بِهِ وَالْأَرْحَامَ إِنَّ اللَّهَ كَانَ عَلَيْكُمْ رَقِيبًا

**“ O njerëz! Jini të bindur (dhe mbushni detyrimet) ndaj Zotit tuaj, i Cili ju krijoi ju prej një veteje (Ademit) dhe nga ajo Ai krijoi palën (bashkëshorten) e sajdhe nga ata të dy Ai krijoi burra dhe gra të shumtë. Dhe kijeni frikë Allahun nëpërmjet të Cilit ju kërkoni të drejtat e ndërsjellta dhe mos i ndërprisni marrëdhëniet me barkun tuaj (të afërmit). Sigurisht që Allahu është kurdoherë Gjithëvëzhgues përmbi ju.” (An Nisa: 1)**

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا اتَّقُوا اللَّهَ وَقُولُوا قَوْلًا سَدِيدًا يُصْلِحْ لَكُمْ أَعْمَالَكُمْ وَيَغْفِرْ لَكُمْ ذُنُوبَكُمْ وَمَنْ

يُطِعِ اللَّهَ وَرَسُولَهُ فَقَدْ فَازَ فَوْزًا عَظِيمًا

**" O ju që keni besuar! Plotësoni detyrimin ndaj Allahut dhe kijeni frikë Atë dhe flisni (gjithnjë) të vërtetën. Ai do t'ju drejtojë ju tek veprat e mira e të drejta dhe do t'ju falë juve gjynahet tuaja. Dhe kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij (Muhammedit), me të vërtetë që ka arritur fitoren më të madhe (do të pranohet në Xhennetin e Begatshëm)." (El Ahzab: 70-71)**

Thënia më e vërtetë është thënia e Allahut, kurse udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Muhammedit ﷺ. Veprat më të këqia janë ato të shpikurat, ç`do shpikje është bid'at dhe ç`do bid'at është lajthitje, e ç`do lajthitje të çon në zjarr.

هُوَ الَّذِي أَنْزَلَ عَلَيْكَ الْكِتَابَ مِنْهُ آيَاتٌ مُحْكَمَاتٌ هُنَّ أُمُّ الْكِتَابِ وَأُخَرُ مُتَشَابِهَاتٌ فَأَمَّا الَّذِينَ فِي قُلُوبِهِمْ زَيْغٌ فَيَتَّبِعُونَ مَا تَشَابَهَ مِنْهُ ابْتِغَاءَ الْفِتْنَةِ وَابْتِغَاءَ تَأْوِيلِهِ وَمَا يَعْلَمُ تَأْوِيلَهُ إِلَّا اللَّهُ وَالرَّاسِخُونَ فِي الْعِلْمِ يَقُولُونَ آمَنَّا بِهِ كُلٌّ مِنْ عِنْدِ رَبِّنَا وَمَا يَذَّكَّرُ إِلَّا أُولُو الْأَلْبَابِ

**" Është Ai i Cili të ka zbritur ty (O Muhammed) Librin (Kur'anin). Në të ka Vargje plotësisht të qarta të cilat janë themelet e Librit (këto janë Vargjet e Ahkamit - urdhërat etj, të Faraidit - detyrat e detyrimet: Hududët – (ligjet për ndëshkimet e vjedhësve, imoralëve etj); dhe të tjera jo gjitha të qarta (për t'u kuptuar nga njerëzit). Kështu, sa për ata, në zemrat e të cilëve ka largim nga e vërteta, ata ndjekin atë që nuk është plotësisht e qartë, në këtë mënyrë duke kërkuar Fitneh (mosbesim, sprovime, trazira, fatkeqësi etj) dhe duke kërkuar për kuptimet e fshehta, por askush nuk i di kuptimet e fshehta përveç Allahut. Dhe ata që janë plotësisht të vendosur në dije, thonë: " Ne besojmë në të, i tëri (Ajete të qarta e të paqarta) është nga Zoti ynë." Dhe nuk marrin mësim, veçse ata që janë të brumosur me mendje të shëndoshë." (Al Imran:7)**

فَلا وَرَبِّكَ لا يُؤْمِنُونَ حَتَّى يُحَكِّمُوكَ فِيمَا شَجَرَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ لا يَجِدُوا فِي أَنْفُسِهِمْ حَرَجًا مِمَّا قَضَيْتَ وَيُسَلِّمُوا تَسْلِيمًا

**" Por jo, për Zotin tënd! Ata nuk janë besimtarë derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në të gjitha mosmarrëveshjet mes tyre, derisa të mos mbetet në veten e tyre asnjë pikë kundërshtimi ndaj vendimeve të tua dhe derisa t'i pranojnë ato (vendimet e tua) plotësisht të nënshtruar." (An Nisa:65)**

إِنَّ رَبَّكُمُ اللَّهُ الَّذِي خَلَقَ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ فِي سِتَّةِ أَيَّامٍ ثُمَّ اسْتَوَى عَلَى الْعَرْشِ يُغْشِي اللَّيْلَ النَّهَارَ يَطْلُبُهُ حَثِيثًا وَالشَّمْسَ وَالْقَمَرَ وَالنُّجُومَ مُسَخَّرَاتٍ بِأَمْرِهِ أَلَا لَهُ الْخَلْقُ وَالْأَمْرُ تَبَارَكَ اللَّهُ رَبُّ الْعَالَمِينَ

**" Vërtet që Zoti juaj është Allahu, i Cili krijoi qiejt dhe tokën në Gjashtë Ditë dhe pastaj Ai Isteva (u ngrit lart e qëndroi mbi) Arsh (Fronin e Tij Madhështor vërtetë ashtu siç i shkon Madhështisë së Tij). Ai sjellë natën si mbulesë të ditës dhe secila duke synuar tjetrën pandërprerë; dhe Ai krijoi edhe diellin edhe hënën edhe yjet të nënshtruar ndaj Urdhërit të Tij. Padyshim që i Tij është Krijimi dhe Komandimi. I Shenjtëruar dhe i Lartësuar qoftë Allahu, Zoti i Aleminit (i gjithë botëve, i gjithçkaje që ekziston, i njerëzve dhe i xhindëve)." (Al A'raf:54)**

وَهُوَ اللَّهُ لَا إِلَهَ إِلَّا هُوَ لَهُ الْحَمْدُ فِي الْأُولَى وَالْآخِرَةِ وَلَهُ الْحُكْمُ وَإِلَيْهِ تُرْجَعُونَ

**" Dhe Ai është Allahu; La ilahe il-la Huve (askush nuk ka të drejtë të adhurohet përveç Atij). Për të është gjithë lavdërimi dhe falënderimi në të parën (në këtë botë) dhe në të fundit (në Jetën e Pasosur). Dhe Atij i takon Vendimi dhe tek Ai do të ktheheni (ju të gjithë)." (El Kasas:70)**

مَا تَعْبُدُونَ مِنْ دُونِهِ إِلَّا أَسْمَاءً سَمَّيْتُمُوهَا أَنْتُمْ وَآبَاؤُكُمْ مَا أَنْزَلَ اللَّهُ بِهَا مِنْ سُلْطَانٍ إِنِ الْحُكْمُ إِلَّا لِلَّهِ أَمَرَ أَلَّا تَعْبُدُوا إِلَّا إِيَّاهُ ذَلِكَ الدِّينُ الْقَيِّمُ وَلَكِنَّ أَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُونَ

**" Ju nuk adhuroni përveç Tij, veçse seemra të cilët ju i keni shpikur, ju dhe baballarët tuaj për të cilët Allahu nuk ka dërguar asnjë provë e mbështetje.
Urdhëri e gjykimi nuk është për kënd tjetër, përveç Allahut. Ai ka urdhëruar që ju të mos adhuroni tjetër veçse Atë, kjo është feja e drejtë dhee vërtetë, por shumica e njerëzve nuk e dinë." (Jusuf:40)**

ثُمَّ رُدُّوا إِلَى اللَّهِ مَوْلَاهُمُ الْحَقِّ أَلَا لَهُ الْحُكْمُ وَهُوَ أَسْرَعُ الْحَاسِبِينَ

**" Pastaj ata kthehen tek Allahu, Maula (Zoti i tyre i Vërtetë). Sigurisht që i Tij është Gjykimi dhe Ai është më i Shpejti në llogari." (En Aam:62)**

كَانَ النَّاسُ أُمَّةً وَاحِدَةً فَبَعَثَ اللَّهُ النَّبِيِّينَ مُبَشِّرِينَ وَمُنْذِرِينَ وَأَنْزَلَ مَعَهُمُ الْكِتَابَ بِالْحَقِّ لِيَحْكُمَ بَيْنَ النَّاسِ فِيمَا اخْتَلَفُوا فِيهِ وَمَا اخْتَلَفَ فِيهِ إِلَّا الَّذِينَ أُوتُوهُ مِنْ بَعْدِ مَا جَاءَتْهُمُ الْبَيِّنَاتُ بَغْيًا بَيْنَهُمْ فَهَدَى اللَّهُ الَّذِينَ آمَنُوا لِمَا اخْتَلَفُوا فِيهِ مِنَ الْحَقِّ بِإِذْنِهِ وَاللَّهُ يَهْدِي مَنْ يَشَاءُ إِلَى صِرَاطٍ مُسْتَقِيمٍ

**" Njerëzimi ishte një bashkësi dhe Allahu dërgoi Pejgamberë përgëzues dhe këshillues dhe bashkë me ta Ai zbriti Shkrime (Librin) me të vërtetën për të gjykuar mes njerëzve në çështjet e tyre për të cilat ata kishin mendime të ndryshme. Dhe vetëm atyre të cilëve u erdhën Shkrimet ndryshuan mes tyre për të, me urrejtje mes njëri-tjetrit, pasi u kishin ardhur provat e qarta. Pastaj Allahu me Vullnetin dhe Autoritetin e Tij i udhëheqi ata të cilët besuan në të vërtetën për të cilën ata kishin ndryshuar. Dhe Allahu udhëzon atë të cilin Ai don në Rrugën e Drejtë." (El Bekare:213)**

وَلَا تَدْعُ مَعَ اللَّهِ إِلَهًا آخَرَ لَا إِلَهَ إِلَّا هُوَ كُلُّ شَيْءٍ هَالِكٌ إِلَّا وَجْهَهُ لَهُ الْحُكْمُ وَإِلَيْهِ تُرْجَعُونَ

**" Dhe mos lut e mos adhuro ilah (zot e të adhuruar) tjetër bashkë me Allahun, La ilahe il-la Huve (nuk ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Atij). Çdo gjë do të shuhet e do të shkatërrohet përveç Fytyrës së Tij. Atij i takon Gjykimi e Vendimi dhe tek Ai ju të gjithë do të ktheheni." (El Kasas:88)**

اتَّخَذُوا أَحْبَارَهُمْ وَرُهْبَانَهُمْ أَرْبَابًا مِنْ دُونِ اللَّهِ وَالْمَسِيحَ ابْنَ مَرْيَمَ وَمَا أُمِرُوا إِلَّا لِيَعْبُدُوا إِلَهًا وَاحِدًا لَا إِلَهَ إِلَّا هُوَ سُبْحَانَهُ عَمَّا يُشْرِكُونَ

**" Ata morën rabinët dhe murgjit e tyre si perëndi të tyre në vend të Allahut (duke iu bindur atyre në gjërat që i bënë ata vetë të ligjshme ose të ligjshme sipas dëshirave të tyre pa u urdhëruar nga Allahu dhe në kundërshtim me Ligjet e Allahut),**

**(morën për Zot të tyre) edhe Mesihun, birin e Merjemës, ndërkohë qëata qenë urdhëruar (në Teurat dhe Inxhil) të mos adhurojnë askënd tjetër por vetëm Një Ilah (një të adhuruar të vetëm - Allahun), La ilahe illa Huve (Askush nuk meriton, nuk ka të drejtë e nuk duhet të adhurohet përveç Atij) Lavdi e Madhështi i qoftë Atij. (I Lartë është Ai) nga të pasurit shokë ato që ata ia mveshin Atij!" (Teube:31)**

قُلْ أَرَأَيْتُمْ مَا أَنْزَلَ اللَّهُ لَكُمْ مِنْ رِزْقٍ فَجَعَلْتُمْ مِنْهُ حَرَامًا وَحَلَالًا قُلْ آللَّهُ أَذِنَ لَكُمْ أَمْ عَلَى اللَّهِ تَفْتَرُونَ

**" Thuaju: " Më thoni, çfarë të mirash ju ka zbritur juve Allahu! Dhe ju vetë i keni bërë ato të ligjshmee të paligjshme." Thuaju: " A ju ka lejuar Allahu (të bëni kështu), apo ju shpifni gënjeshtër ndaj Allahut?" (Junus:59)**

وَلَا تَأْكُلُوا مِمَّا لَمْ يُذْكَرِ اسْمُ اللَّهِ عَلَيْهِ وَإِنَّهُ لَفِسْقٌ وَإِنَّ الشَّيَاطِينَ لَيُوحُونَ إِلَى أَوْلِيَائِهِمْ لِيُجَادِلُوكُمْ وَإِنْ أَطَعْتُمُوهُمْ إِنَّكُمْ لَمُشْرِكُون

**" Mos hani (o besimtarë) nga ai (mish) mbi të cilin nuk është përmendur Emri i Allahut (kur është therrur kafsha), sepse sigurisht që është Fisk (gjynah dhe mosbindje ndaj Allahut). Dhe vërtetë që shejtanët i frymëzojnë miqëte tyre nga mesi i njerëzve që t'ju kundërshtojnë juve, dhe po t'u bindeni atyre (duke i bërë gjërat e paligjshme - të ligjshme), atëherë padyshim që do të ishit Mushrikë (mosbesimtarë, që besojnë në shumë zota)." (En Aam:121)**

أَمْ لَهُمْ شُرَكَاء شَرَعُوا لَهُم مِّنَ الدِّينِ مَا لَمْ يَأْذَن بِهِ اللَّهُ وَلَوْلَا كَلِمَةُ الْفَصْلِ لَقُضِيَ بَيْنَهُمْ وَإِنَّ الظَّالِمِينَ لَهُمْ عَذَابٌ أَلِيمٌ

**" Apo kanë ata shokë e të barabartë me Allahun (zota të rremë të tyre) të cilët kanë themeluar e përcaktuar për ta ndonjë fe të cilën nuk e ka urdhëruar e përcaktuar Allahu? Dhe po të mos kishte qenë për një Fjalë Vendimtare (tashmë të kaluar), çështja do të gjykohej mes tyre. Dhe padyshim që për Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit), për ta është dënim i dhembshëm." (Esh Shura:21)**

أَلَيْسَ اللَّهُ بِأَحْكَمِ الْحَاكِمِينَ

**" A nuk është Allahu Gjithëgjykuesi më i Urtë?" (Et Tin:8)**

وَإِنْ كَانَ طَائِفَةٌ مِنْكُمْ آمَنُوا بِالَّذِي أُرْسِلْتُ بِهِ وَطَائِفَةٌ لَمْ يُؤْمِنُوا فَاصْبِرُوا حَتَّى يَحْكُمَ اللَّهُ بَيْنَنَا وَهُوَ خَيْرُ الْحَاكِمِينَ

**" Dhe në qoftë se ka ndonjë grup prej jush që beson në atë (Mesazhin) me të cilin unë jam dërguar dhe partia tjetër që nuk beson, atëherë jini të duruar derisa Allahu të gjykojë mes nesh dhe Ai është më i Miri Gjykues." (Al A'raf:87)**

أَمِ اتَّخَذُوا مِنْ دُونِهِ أَوْلِيَاءَ فَاللَّهُ هُوَ الْوَلِيُّ وَهُوَ يُحْيِي الْمَوْتَى وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ وَمَا اخْتَلَفْتُمْ فِيهِ مِنْ شَيْءٍ فَحُكْمُهُ إِلَى اللَّهِ ذَلِكُمُ اللَّهُ رَبِّي عَلَيْهِ تَوَكَّلْتُ وَإِلَيْهِ أُنِيبُ

**" Apo kanë marrë Eulija (mbrojtës, ndihmues për t'i adhuruar) në vend të Tij? Por Allahu - Ai vetëm është Vali (Zot, Mbrojtës) dhe është Ai i Cili ngjallë të vdekurit dhe Ai është i Zoti për të bërë gjithçka. Dhe në çfarëdo që të ndryshoni (e të haheni), gjykimi për të është tek Allahu (Mbizotëruesi Gjykues). (Dhe thuaju atyre politeistëve o Muhammed): I Tillë është Allahu, Zoti im tek i Cili unë mbështetem (për të gjitha çështjet) dhe tek Ai unë drejtohem me pendim." (Esh Shura:9-10)**

أَفَغَيْرَ اللَّهِ أَبْتَغِي حَكَمًا وَهُوَ الَّذِي أَنْزَلَ إِلَيْكُمُ الْكِتَابَ مُفَصَّلًا وَالَّذِينَ آتَيْنَاهُمُ الْكِتَابَ يَعْلَمُونَ أَنَّهُ مُنَزَّلٌ مِنْ رَبِّكَ بِالْحَقِّ فَلَا تَكُونَنَّ مِنَ الْمُمْتَرِينَ

**" (Thuaj, O Muhammed): " A të kërkoj gjykues tjetër përveç Allahut, ndërkohë që është Ai i Cili ju ka zbritur Librin (Kur'anin), të shtjelluar në imtësi?" Ata, të cilëve Ne u dhamë Librat e Parë, e dijnë se ai është shpallur nga Zoti yt me të vërtetën, kështu që ti mos ji prej atyre që dyshojnë." (En Aam:114)**

وَقَالَ يَا بَنِيَّ لَا تَدْخُلُوا مِنْ بَابٍ وَاحِدٍ وَادْخُلُوا مِنْ أَبْوَابٍ مُتَفَرِّقَةٍ وَمَا أُغْنِي عَنْكُمْ مِنَ اللَّهِ مِنْ شَيْءٍ إِنِ الْحُكْمُ إِلَّا لِلَّهِ عَلَيْهِ تَوَكَّلْتُ وَعَلَيْهِ فَلْيَتَوَكَّلِ الْمُتَوَكِّلُونَ

**“ Më pas ai foli: “ O bijtë e mi! Mos hyni (në qytet) nga një portë, por hyni nëpër porta të ndryshme. Jo se unë mund t'ju sjell juve ndonjë përfitim përkundër Allahut (Përcaktimit të Tij): Vërtet që gjykimi është vetëm i Allahut; tek Ai unëe kam lidhur besimin dhe ata që kërkojnë mbështetje, le të mbështeten vetëmtek Ai.” (Jusuf:67)**

اتَّبِعُوا مَا أُنْزِلَ إِلَيْكُمْ مِنْ رَبِّكُمْ وَلَا تَتَّبِعُوا مِنْ دُونِهِ أَوْلِيَاءَ قَلِيلًا مَا تَذَكَّرُونَ

**“ (Thuaju o Muhammed): “ Ndiqni çfarë ju është zbritur juve nga Zoti juaj (Kur'anin, Pejgamberin a.s. dhe rrugëne tij) dhe mos shkoni pas asnjë Eulijai (ndihmues a mbrojtës që ju urdhëron të adhuroni të tjerë përveç a përkrah Allahut) tjetër pos Atij (Allahut). Sa pak që përkujtoni!” (Al A'raf:3)**

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا أَطِيعُوا اللَّهَ وَأَطِيعُوا الرَّسُولَ وَأُولِي الْأَمْرِ مِنْكُمْ فَإِنْ تَنَازَعْتُمْ فِي شَيْءٍ فَرُدُّوهُ إِلَى اللَّهِ وَالرَّسُولِ إِنْ كُنْتُمْ تُؤْمِنُونَ بِاللَّهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ ذَلِكَ خَيْرٌ وَأَحْسَنُ تَأْوِيلًا (59) أَلَمْ تَرَ إِلَى الَّذِينَ يَزْعُمُونَ أَنَّهُمْ آمَنُوا بِمَا أُنْزِلَ إِلَيْكَ وَمَا أُنْزِلَ مِنْ قَبْلِكَ يُرِيدُونَ أَنْ يَتَحَاكَمُوا إِلَى الطَّاغُوتِ وَقَدْ أُمِرُوا أَنْ يَكْفُرُوا بِهِ وَيُرِيدُ الشَّيْطَانُ أَنْ يُضِلَّهُمْ ضَلَالًا بَعِيدًا (60) وَإِذَا قِيلَ لَهُمْ تَعَالَوْا إِلَى مَا أَنْزَلَ اللَّهُ وَإِلَى الرَّسُولِ رَأَيْتَ الْمُنَافِقِينَ يَصُدُّونَ عَنْكَ صُدُودًا (61) فَكَيْفَ إِذَا أَصَابَتْهُمْ مُصِيبَةٌ بِمَا قَدَّمَتْ أَيْدِيهِمْ ثُمَّ جَاءُوكَ يَحْلِفُونَ بِاللَّهِ إِنْ أَرَدْنَا إِلَّا إِحْسَانًا وَتَوْفِيقًا

**“ O ju që keni besuar! Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit (Muhammedit) dhe atyre prej jush të cilët janë në drejtimin dhe udhëheqjen tuaj. Dhe nëse nuk pajtoheni për ndonjëçështje, drejtohuni Allahut (Fjalës së Tij – Kur'anit) dhe të Dërguarit të Tij (Sunnetit të Muhammedit), nëse besoni në Allahun dhe në Ditën e Fundit. Kjo është më e mirë dhe më e përshtatshme për përcaktimin e fundit. A i ke parë ata (hipokritët) të cilët shtiren se besojnë në atë që të është zbritur ty dhe në çfarë është zbritur para teje, ata duan të shkojnë për të gjykuar (për mosmarrëveshjet e tyre) te Taghutët (gjykatësit**

**erremë, të adhuruarit e trilluar), ndërkohë që janë urdhëruar t'i mohojnë ata. Por është shejtani ai i cili dëshiron t'i humbasë ata në pafundësi.Dhe kur u thuhet atyre: " Ejani tek ajo që ka zbritur Allahu dhe tek i Dërguari I Tij, ti i sheh hipokritët të largohen me neveri prej teje. Si atëherë, kur i godet ndonjë katastrofë për shkak të punëve të duarve të vet atyre, vijnë tek ti duke u betuar për Allahun: " Ne nuk kishim qëllim tjetër veçse dëshirë të mirë dhe pajtim?!" (An Nisa':59-62)**

وَإِذَا دُعُوا إِلَى اللَّهِ وَرَسُولِهِ لِيَحْكُمَ بَيْنَهُمْ إِذَا فَرِيقٌ مِنْهُمْ مُعْرِضُونَ وَإِنْ يَكُنْ لَهُمُ الْحَقُّ يَأْتُوا إِلَيْهِ مُذْعِنِينَ أَفِي قُلُوبِهِمْ مَرَضٌ أَمِ ارْتَابُوا أَمْ يَخَافُونَ أَنْ يَحِيفَ اللَّهُ عَلَيْهِمْ وَرَسُولُهُ بَلْ أُولَئِكَ هُمَ الظَّالِمُونَ إِنَّمَا كَانَ قَوْلَ الْمُؤْمِنِينَ إِذَا دُعُوا إِلَى اللَّهِ وَرَسُولِهِ لِيَحْكُمَ بَيْنَهُمْ أَنْ يَقُولُوا سَمِعْنَا وَأَطَعْنَا وَأُولَئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ

**" Dhe pastaj kur thirrën tek Allahu (te Fjala e Tij, Kur'ani) dhe tek i dërguari i Tij (Muhammedi a.s.) për të gjykuar mes tyre, kur ç'të shohesh! Njëra palë nuk pranon (të bindet) dhe kthen shpinën e largohet. Por, po të jetë e drejta në anën e tyre, ata shkojnë tek ai me shumë zellë e të nënshtruar. A mos ka sëmundje në zemrat e tyre? Apo mos dyshojnë a frikësohen se mos Allahu dhe i Dërguari i Tij mund t'u bëjnë atyre padrejtësi në gjykim? Jo, përkundrazi, janë ata vetë që janë Dhalimunë (politeistë, hipokritë, keqbërës). Fjala e vetme e besimtarëve të vërtetë, kur ata thirrën tek Allahu (te Fjala e Tij, Kur'ani) dhe i Dërguari i Tij për të gjykuar mes tyre, është që të thonë: " Dëgjuam dhe u bindëm." Dhe mu këta janë ata që fitojnë lumturinë (Xhennetin e pasosur). Dhe kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, i frikësohet Allahut dhe i përkushtohet Atij, të tillët janë ata të fituarit." (En Nur:48-52)**

قُلْ إِنِّي عَلَى بَيِّنَةٍ مِنْ رَبِّي وَكَذَّبْتُمْ بِهِ مَا عِنْدِي مَا تَسْتَعْجِلُونَ بِهِ إِنِ الْحُكْمُ إِلاَّ لِلَّهِ يَقُصُّ الْحَقَّ وَهُوَ خَيْرُ الْفَاصِلِينَ

**" Thuaj: " Unë jam me provë të qartë nga Zoti im (Besimi i Pastër Islam në Një Zot të Vetëm), por ju mohoni. Nuk është në dorën time ai (dënimi) të cilin ju po e kërkoni me padurim (duke e përbuzur e duke e mohuar atë). Vendimiështë vetëm për Allahun, Ai shpall të vërtetën dhe Ai është Gjykuesi më i Mirë." (En Aam:57)**

وَكَذَلِكَ أَنْزَلْنَاهُ حُكْمًا عَرَبِيًّا وَلَئِنِ اتَّبَعْتَ أَهْوَاءَهُمْ بَعْدَمَا جَاءَكَ مِنَ الْعِلْمِ مَا لَكَ مِنَ اللَّهِ مِنْ وَلِيٍّ وَلَا وَاقٍ

**“ Kështu Nee kemi zbritur atë (Kur’anin) për të qenë gjykues autoritar në Arabisht. Sikur të ishe ti (O Muhammed) që të ndiqje dëshirat e tyre të kota pas dijes që të ka arritur ty, atëherë ti nuk do të kesh as ndonjë mbrojtës dhe as ruajtës a përkrahës kundër Allahut.” (Er Rad:37)**

قُلِ اللَّهُ أَعْلَمُ بِمَا لَبِثُوا لَهُ غَيْبُ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ أَبْصِرْ بِهِ وَأَسْمِعْ لَهُمْ مِنْ دُونِهِ مِنْ وَلِيٍّ وَلَا يُشْرِكُ فِي حُكْمِهِ أَحَدًا

**“ Thuaju: “ Allahu e di më mirë se sa qëndruan. Me Të është Gajbi (Dija e sëfshehtës dhe e së panjohurës) i qiejve dhe i tokës.” Sa qartë Ai sheh e dëgjon (çdo gjë)! Ata nuk kanë ndihmues e mbrojtës tjetër përveç Atij dhe Ai nuk e ndan Vendimin dhe Ligjin e Gjykimit të Tij me askënd.” (El Kehf:26)**

وَاتَّبِعْ مَا يُوحَى إِلَيْكَ وَاصْبِرْ حَتَّى يَحْكُمَ اللَّهُ وَهُوَ خَيْرُ الْحَاكِمِينَ

**“ Dhe ndiqe frymëzimin e dërguar te ti (O Muhammed) dhe qëndro atje derisa Allahu të japë gjykim. Dhe Ai është më i Miri i gjykatësve.” (Junus:109)**

وَكَيْفَ يُحَكِّمُونَكَ وَعِنْدَهُمُ التَّوْرَاةُ فِيهَا حُكْمُ اللَّهِ ثُمَّ يَتَوَلَّوْنَ مِنْ بَعْدِ ذَلِكَ وَمَا أُولَئِكَ بِالْمُؤْمِنِينَ (43) إِنَّا أَنْزَلْنَا التَّوْرَاةَ فِيهَا هُدًى وَنُورٌ يَحْكُمُ بِهَا النَّبِيُّونَ الَّذِينَ أَسْلَمُوا لِلَّذِينَ هَادُوا وَالرَّبَّانِيُّونَ وَالْأَحْبَارُ بِمَا اسْتُحْفِظُوا مِنْ كِتَابِ اللَّهِ وَكَانُوا عَلَيْهِ شُهَدَاءَ فَلَا تَخْشَوُا النَّاسَ وَاخْشَوْنِ وَلَا تَشْتَرُوا بِآيَاتِي ثَمَنًا قَلِيلًا وَمَنْ لَمْ يَحْكُمْ بِمَا أَنْزَلَ اللَّهُ فَأُولَئِكَ هُمُ الْكَافِرُونَ (44) وَكَتَبْنَا عَلَيْهِمْ فِيهَا أَنَّ النَّفْسَ بِالنَّفْسِ وَالْعَيْنَ بِالْعَيْنِ وَالْأَنْفَ بِالْأَنْفِ وَالْأُذُنَ بِالْأُذُنِ وَالسِّنَّ بِالسِّنِّ وَالْجُرُوحَ قِصَاصٌ فَمَنْ

تَصَدَّقَ بِهِ فَهُوَ كَفَّارَةٌ لَهُ وَمَنْ لَمْ يَحْكُمْ بِمَا أَنْزَلَ اللَّهُ فَأُولَئِكَ هُمُ الظَّالِمُونَ (45) وَقَفَّيْنَا عَلَى
آثَارِهِمْ بِعِيسَى ابْنِ مَرْيَمَ مُصَدِّقًا لِمَا بَيْنَ يَدَيْهِ مِنَ التَّوْرَاةِ وَآتَيْنَاهُ الْإِنْجِيلَ فِيهِ هُدًى وَنُورٌ وَمُصَدِّقًا
لِمَا بَيْنَ يَدَيْهِ مِنَ التَّوْرَاةِ وَهُدًى وَمَوْعِظَةً لِلْمُتَّقِينَ (46) وَلْيَحْكُمْ أَهْلُ الْإِنْجِيلِ بِمَا أَنْزَلَ اللَّهُ فِيهِ
وَمَنْ لَمْ يَحْكُمْ بِمَا أَنْزَلَ اللَّهُ فَأُولَئِكَ هُمُ الْفَاسِقُونَ (47) وَأَنْزَلْنَا إِلَيْكَ الْكِتَابَ بِالْحَقِّ مُصَدِّقًا لِمَا
بَيْنَ يَدَيْهِ مِنَ الْكِتَابِ وَمُهَيْمِنًا عَلَيْهِ فَاحْكُمْ بَيْنَهُمْ بِمَا أَنْزَلَ اللَّهُ وَلَا تَتَّبِعْ أَهْوَاءَهُمْ عَمَّا جَاءَكَ مِنَ
الْحَقِّ لِكُلٍّ جَعَلْنَا مِنْكُمْ شِرْعَةً وَمِنْهَاجًا وَلَوْ شَاءَ اللَّهُ لَجَعَلَكُمْ أُمَّةً وَاحِدَةً وَلَكِنْ لِيَبْلُوَكُمْ فِي مَا
آتَاكُمْ فَاسْتَبِقُوا الْخَيْرَاتِ إِلَى اللَّهِ مَرْجِعُكُمْ جَمِيعًا فَيُنَبِّئُكُمْ بِمَا كُنْتُمْ فِيهِ تَخْتَلِفُونَ (48) وَأَنِ احْكُمْ
بَيْنَهُمْ بِمَا أَنْزَلَ اللَّهُ وَلَا تَتَّبِعْ أَهْوَاءَهُمْ وَاحْذَرْهُمْ أَنْ يَفْتِنُوكَ عَنْ بَعْضِ مَا أَنْزَلَ اللَّهُ إِلَيْكَ فَإِنْ تَوَلَّوْا
فَاعْلَمْ أَنَّمَا يُرِيدُ اللَّهُ أَنْ يُصِيبَهُمْ بِبَعْضِ ذُنُوبِهِمْ وَإِنَّ كَثِيرًا مِنَ النَّاسِ لَفَاسِقُونَ (49) أَفَحُكْمَ
الْجَاهِلِيَّةِ يَبْغُونَ وَمَنْ أَحْسَنُ مِنَ اللَّهِ حُكْمًا لِقَوْمٍ يُوقِنُونَ

**Po si kërkojnë ata gjykimin tënd, kur ata e kanë Teuratin në të cilin është Gjykimi (i qartë) i Allahut?! Megjithatë, edhe pas kësaj ata shmangën, pasi ata nuk janë besimtarë të vërtetë. Vërtet që Ne ia zbritëm Teuratin (Musait) dhe aty pat udhëzim dhe dritë, me anë të të cilit Pejgamberët që iu nënshtruan Vullnetit të Allahut plotësisht, gjykuan dhe i udhëheqën jehuditë. (Po kështu) edhe rabbinët edhe udhëheqësit dijetarë të fesë (i gjykuan jehuditë me anë të Teuratit pas Pejgamberëve), sepse atyre iu ishte besuar mbrojtja e Librit të Allahut dhe për më tepër ata ishin edhe dëshmues. Kësisoj mos kini frikë nga njerëzit, por m'u frikësoni Mua (o jehudi) dhe mos i shisni Fjalët e Mia për njëçmim të mjerë. Dhe kushdo që nuk gjykon me atë që ka shpallur Allahu (me Ligjin e Allahut), të këtillët janë Kafira (jobesimtarë). Dhe nga kjo pikëpamje,Ne urdhëruam për ta: " Jetë për jetë, sy për sy, hundë për hundë, vesh përvesh, dhëmb për dhëmb dhe plagët barabar për secilin." Por nëse ndonjëe falëshpagimin për Sadaka (bamirësi), kjo do të pranohet si shlyerje (e mëkateve) për të. Dhe kushdo që nuk gjykon me atë që ka shpallur Allahu, të këtillët janë Dhalimunë (mizorë, mosbesimtarë). Ne vazhduam gjurmët e tyre me Isain, birin e Merjemës, duke vërtetuar Teuratin që pat ardhur para tij dhe Ne idhamë atij Inxhilin në të cilin kishte udhëzim dhe dritë si dhe vërtetim të Teuratit që pat ardhur para tij (Inxhilit), udhëheqje dhe këshillim për Muttekinët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam). Le të gjykojnë atëherë ithtarët e Inxhilit me atë që shpalli Allahu në të dhe kushdo që nuk**

**gjykon me atë që ka shpallur Allahu, të këtillët janë Fasikunë (të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut). Dhe Ne të kemi dërguar ty (O Muhammed) Librin (Kur'anin) me të vërtetën duke vërtetuar Librat e Parë që patën ardhur para tij dhe Muhajminun (i besueshëm në shkallën më të lartë dhe dëshmues) përta (Librat e Parë), kështu që gjyko mes tyre me atë që ka shpallur Allahu dhe mos u shko pas dëshirave të tyre të kota duke u shmangur kështu nga e vërteta e cila të ka ardhur ty. Për secilin prej jush Ne kemi përshkruar një ligj dhe një rrugë të qartë. Po të kishte dashur Allahu, Ai do të kishte mundur t'ju bënte ju një komb, por (Qëllimi i Tij është) që t'ju provojë ju në atë që Ai ju ka dhënë, kështu që përpiquni e bëni garë për vepra të mira. Kthimi i juaj i të gjithëve është tek Allahu dhe atëherë Ai do t'ju njoftojë për çfarë ndryshuat jumes veti. Dhe në këtë menyrë (ti o Muhammed) gjyko mes tyre me atë që të ka shpallur Allahu dhe mos u shko pas dëshirave të tyre të kota, por tregohu i vëmendshëm ndaj tyre që të mos kthejnë e të largojnë nga disa gjëra të cilat Allahu t'i ka zbritur ty. Por nëse ata largohen, atëherë dije se është Dëshira e Allahut për t'i ndëshkuar ata për disa mëkate të tyre. Dhe vërtet shumica e njërëzve janë Fasikunë (të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut). A mos kërkojnë atëherë gjykimin e kohës së injorancës (padijes, para Islamit)? E kush është më i mirë në gjykim se sa Allahu, për një popull që ka një Besim tëfortë? (El Maideh:43-50)**

قُلْ يَجْمَعُ بَيْنَنَا رَبُّنَا ثُمَّ يَفْتَحُ بَيْنَنَا بِالْحَقِّ وَهُوَ الْفَتَّاحُ الْعَلِيمُ

**" Thuaju: " Zoti ynë do të na mbledhë ne së bashku (Ditën e Ringjalljes), pastaj Ai do të gjykojë mes nesh me të vërtetën. Dhe Ai është i Drejti, i Gjithëdituri për gjendjen e vërtetë të të gjitha punëve." [1](Sebe'e:26)**

قَدِ افْتَرَيْنَا عَلَى اللَّهِ كَذِبًا إِنْ عُدْنَا فِي مِلَّتِكُمْ بَعْدَ إِذْ نَجَّانَا اللَّهُ مِنْهَا وَمَا يَكُونُ لَنَا أَنْ نَعُودَ فِيهَا إِلَّا أَنْ يَشَاءَ اللَّهُ رَبُّنَا وَسِعَ رَبُّنَا كُلَّ شَيْءٍ عِلْمًا عَلَى اللَّهِ تَوَكَّلْنَا رَبَّنَا افْتَحْ بَيْنَنَا وَبَيْنَ قَوْمِنَا بِالْحَقِّ وَأَنْتَ خَيْرُ الْفَاتِحِينَ

**Ne do të kishim shpifur ndaj Allahut, po të ktheheshim te feja juaj, pasi që Allahu na ka shpëtuar ne prej saj. Dhe nuk na shkon ne të kthehemi tek ajo, vetëm në qoftë se do Allahu, Zoti ynë. Zoti ynë përfshin çdo gjë në Gjithëdijen**

[1] Tefsir Ibn Kethir.

**e Tij. Vetëm tek Allahu ne jemi mbështetur. Zoti ynë! Gjyko mes nesh dhe popullit tonë me vërtetësi e me të drejtën dhe Ti je më i Miri i gjykuesve." (Al A'raf:89)**

فَلَمَّا اسْتَيْئَسُوا مِنْهُ خَلَصُوا نَجِيًّا قَالَ كَبِيرُهُمْ أَلَمْ تَعْلَمُوا أَنَّ أَبَاكُمْ قَدْ أَخَذَ عَلَيْكُمْ مَوْثِقًا مِنَ اللَّهِ وَمِنْ قَبْلُ مَا فَرَّطْتُمْ فِي يُوسُفَ فَلَنْ أَبْرَحَ الْأَرْضَ حَتَّى يَأْذَنَ لِي أَبِي أَوْ يَحْكُمَ اللَّهُ لِي وَهُوَ خَيْرُ الْحَاكِمِينَ

**" Kështu kur ata humbën çdo shpresë (për ta shpëtuar), ata gjykuan mes veti. Më i madhi prej tyre tha: " A nuk e dini se babai juaj mori besën tuaj në Emërtë Allahut dhe se para kësaj ju dështuat në detyrën tuaj ndaj Jusufit? Kësisoj, unë nuk do të iki nga ky vend derisa të më lejoj babai im ose derisa Allahu të gjykojë çështjen time (duke liruar Beniaminin) dhe Ai është më i Miri I gjykuesve." (Jusuf:80)**

وَمَنْ يُشَاقِقِ الرَّسُولَ مِنْ بَعْدِ مَا تَبَيَّنَ لَهُ الْهُدَى وَيَتَّبِعْ غَيْرَ سَبِيلِ الْمُؤْمِنِينَ نُوَلِّهِ مَا تَوَلَّى وَنُصْلِهِ جَهَنَّمَ وَسَاءَتْ مَصِيرًا

**" Dhe kushdo që kundërshton të Dërguarin (Muhammedin a.s.), pasi t'i jetë treguar qartë atij Rruga e Drejtë dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne do ta mbajmë atë në atë drejtim që ai vetë ka zgjedhur. Dhe do ta djegim atë në Zjarr – Dhe sa përfundim i keq!" (An Nisa':115)**

أَفَحُكْمَ الْجَاهِلِيَّةِ يَبْغُونَ وَمَنْ أَحْسَنُ مِنَ اللَّهِ حُكْمًا لِقَوْمٍ يُوقِنُونَ

**" A mos kërkojnë atëherë gjykimin e kohës së injorancës (padijës, paraIslamit)? E kush është më i mirë në gjykim se sa Allahu, për një popull që ka një Besim të fortë?" (El Maideh:50)**

**Sheikh Abdur-Rahman bin Hasan (Allahu e mëshiroftë) e ka komentuar ajetin që vijon:**

**" A i ke parë ata (hipokritët) të cilët shtiren se besojnë në atë që të është zbritur ty dhe në çfarë është zbritur para teje, ata duan të shkojnë për të gjykuar (për mosmarrëveshjet e tyre) te Taghutët (gjykatësit e rremë, të adhuruarit e trilluar), ndërkohë që janë urdhëruar t'i mohojnë ata. Por është shejtani ai i cili dëshiron t'i humbasë ata në pafundësi." (An Nisa':60)**

Nga e lartëpërmendura e shohim që Allahu ﷻ e trajton personin i cili gjykohet para taghutit/djallit njësoj sikur pjestar të besimit në djall. Ai thotë:" **...Sepse gjykimi para taghutit është besim në të."** [2]

**Sheikh Abdur-Rahman bin Hasan (Allahu e mëshiroftë) thotë gjithashtu për ajetin 59 An Nisa:**

**" O ju që keni besuar! Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit (Muhammedit a.s.) dhe atyre prej jush të cilët janë në drejtimin dhe udhëheqjen tuaj. Dhe nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, drejtohuni Allahut (Fjalës së Tij – Kur'anit) dhe të Dërguarit të Tij (Sunnetit tëMuhammedit a.s.), nëse besoni në Allahun dhe në Ditën e Fundit. Kjo ështëmëe mirë dhe mëe përshtatshme për përcaktimin e fundit."**
**(An Nisa':59)**

" Nga ky ajet kuptohet kjartë se ai i cili nuk i kthehet Allahut ﷻ dhe të Dërguarit të tij, Muhammedit ﷺ në mosmarrëveshjet për të kërkuar gjykim, ai nuk është besimtar në Allahun, por është besimtarë në taghut."

[2] Fet´hul Mexhid, f. 345

<u>**Sheikh Abdur-Rahman bin Hasan (Allahu e mëshiroftë) thotë për ajetin:**</u>

**“ ... Kushdo që mohon Taghutin (çdo gjë tjetër që adhurohet përveç ose krahas Allahut) dhe beson në Allahun...” (El Bekare:256)**

“ Tregon shumë kjart se shkuarja te taghuti për të kërkuar gjykim, është besim në të.

Pastaj thotë Allahu ﷻ:

**“ ...Por është shejtani ai i cili dëshiron t'i humbasë ata në pafundësi...” (An Nisa':60)**

Këtu Allahu na tregon se shirku është devijimi më i madh.

Pastaj thotë Allahu ﷻ:

**“ Sigurisht që Allahu nuk e falë (gjynahun e) të vënit shok Atij në adhurim, por Ai i falë kujtdo që Ai dëshiron gjynahe të tjera përveç këtij. Dhe kushdo që i vëshokë në adhurim Allahut, vërtet ai ka humbur rrugën tepër larg.” (AnNisa':116)**

Pra, gjithkush që i lutet dikujt tjetër pos Allahut e ka humbur rrugën e drejtë sepse është shirk. Gjithashtu, çdokush që shkon të gjykohet para diçka tjetër pos Kur´anit dhe Sunnetit ka devijuar sepse edhe kjo është shirk.”

Allahu ﷻ thotë:

**" Ju nuk adhuroni përveç Tij, veçse seemra të cilët ju i keni shpikur, ju dhe baballarët tuaj për të cilët Allahu nuk ka dërguar asnjë provë e mbështetje. Urdhëri e gjykimi nuk është për kënd tjetër, përveç Allahut. Ai ka urdhëruar që ju të mos adhuroni tjetër veçse Atë, kjo është feja e drejtë dhe e vërtetë, por shumica e njerëzve nuk e dinë." (Jusuf:40)**

**Sheikh Abdur-Rahman bin Hasan (Allahu e mëshiroftë)** muftija i Nexhdit dhe autor i librit " Fethul-Mexhid" e ka dhënë komentimin në ajetin që vijon:

**" Nuk ka asnjë detyrim në fe. Vërtetë, Rruga e Drejtë është bërë e qartë nga rruga e gabuar. Kushdo që mohon Taghutin (çdo gjë tjetër që adhurohet përveç ose krahas Allahut) dhe beson në Allahun, atëherë ai është kapur përmbajtësin më të sigurt që nuk thyhet kurrë. Dhe Allahu është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri." (El-Bekare:256)**

" Ai i cili kërkon gjykim tek taghuti - nuk e ka refuzuar (kufr bit-taghut), por beson në të."

**Sheikhul Islam Ibn Tejjmije (Allahu e mëshiroftë) e ka komentuar nëmënyrë të ngjajshme:**

**" A i ke parë ata (hipokritët) të cilët shtirën se besojnë në atë që tëështëzbritur ty dhe në çfarë është zbritur para teje, ata duan të shkojnë për tëgjykuar (për mosmarrëveshjet e tyre) te Taghutët (gjykatësit e rremë, tëadhuruarit e trilluar), ndërkohë që janë urdhëruar t'i mohojnë ata. Porështë shejtani ai i cili dëshiron t'i humbasë ata në pafundësi." (An Nisa':60)**

Për këtë ajet ai (Sheikhul-Islam) ka thënë: " Allahu ﷻ i ka gjykuar të gjithë ato të cilët thonë se i besojnë të gjitha Librat, sepse ato e lënë anash Kur`anin dhe Sunnetin dhe në

vend të sheriatit po i binden tavaghitëve (shumës nga fjala taghut/zullumqarët të cilët nuk gjykojnë sipas asaj që Allahu ﷻ e ka shpallur, por po shpikin ligje të ndryshme jashtë sheriatit), duke i ofruar njerëzve fjalë dhe ligje të pabaza dhe duke kërkuar prej njerëzve që ti binden atyre.
Shembulli tjetër është ai kur një njeri e ka kërkuar gjykimin nga i Dërguari i Allahut ﷺ, dhe pastaj e ka hedhur pas shpine përshkak të mospëlqimit dhe mosbindjes ndaj sheriatit, dhe pastaj ka shkuar tek Ebu Bekri ؓ i cili e ka larguar prej vetes duke ditë se çka i ka treguar Profeti ﷺ dhe pastaj ky njeri shkoi tek Omeri ؓ duke kërkuar gjykim tjetër, por ky i treti ia këputi kokën me shpat për shkak se nuk e ka pranuar gjykimin e Profetit ﷺ. Këto vepra (të kufrit) e bien njeriun i cili i punon ato - në mosbesim dhe dyftyrësi, pa pasur drejtë për mbrojtje të gjakut dhe pasurisë...” [3]

**<u>Sheikhul Islam Ibn Tejjmije thotë në një vend tjetër:</u>**

“ Në suren An Nisa’, Allahu i Lartësuar nuk e pranon besimin e atyre që pretendojnë se besojnë në të gjitha librat (shpalljet), përshkak të braktisjes nga të gjykuarit me Kur´an dhe Sunnet. Përkundrazi, ata shkojnë te gjykatësite tavaghitëve të cilët lavdërohen krahas Allahut të Lartësuar - Kjo po ndodh shumë prej atyre që pretendojnë se janë muslimanë. Ata kërkojnë gjykimin nga disa filozofë sabianë ose nga disa mbretëra turk, të cilët i kanë lënë ligjet e sheriatit.” [4]

**<u>Pastaj Sheikhul Islam Ibn Tejjmije në komentin e këtij ajeti:</u>**

**“ Fjala e vetmee besimtarëve të vërtetë, kur ata thirrën tek Allahu (te Fjala e Tij, Kur’ani) dhe i Dërguari i Tij për të gjykuar mes tyre, është që të thonë:**

---

[3] Es-Sarim el-Meslul, f. 233
Vini re këtu Ibn Tejjmije nuk bën dallim mes atij që e fyen Allahun dhe atij munafiku i cili nuk i bindet gjykimit të Muhammedit ﷺ.
[4] Mexhmuul fetava, V. 12/33

**" Dëgjuam dhe u bindëm." Dhe mu këta janë ata që fitojnë lumturinë (Xhennetin e pasosur)." (An Nur:51)**

" Këtu Allahu na tregon, se ai i cili nuk i bindet Muhammedit ﷺ dhe largohet nga gjykimi i Tij është prej munafikëve dhe nuk ështëbesimtar. Besimtarët janë ata të cilët thonë: "Dëgjuam dhe bindemi!" Pra nëse dikush bëhet munafik vetëm nëse largohet nga gjykimi i Muhammedit ﷺ dhe shkon te dikush tjetër për gjykim, kjo ndoshta shkaktohet nga një dëshirë e madhe çka të themi atëherë për atë që e fyen Allahun?!" [5]

**Sulejman bin Abdullah Alu Sheikh (Allahu e mëshiroftë) thotë:**

" Fjalët e Allahut të Lartësuar: " mendojnë" , janë në realitet mohimi i imanit të tyre që ata e kanë me veti dhe për atë arsye Allahu nuk ka thënë: " A nuk i sheh ata që besojnë…" Se sikur ata të kishin besuar sinqerisht në Allahun e Lartësuar, nuk do të kishin dëshirë qëtë gjykohen para taghutit dhe Allahu nuk do të kishte thënë për ata: **" mendojnë që pobesojnë " ,** sepse kjo fjalë në shumicën e rastëve përdoret për atë që thërret në diçka tërrejshme, sepse po punon të kundërtën nga ajo që kërkohet në ajet dhe punon sipas asajqë i mohon fjalët e Allahut." [6]

**Dhe pastaj thotë Sheikhu:**

" Në ajetin e lartëpërmendur është prova që largimi nga gjykimi para taghutit është një nga obligimet të prera dhe nga kjo kuptohet se ai cili po kërkon të gjykohet para taghutit nuk është mu'min dhe nuk është musliman fare…" [7]

[5] Es-Sarim el-Meslul, f.38
[6] Tejsirul-'Azizil-Hamid, f. 418
[7] Tejsirul-'Azizil-Hamid, f. 419

**<u>Thotë Sulejman bin Sahman (Allahu e mëshiroftë):</u>**

" Nëse ky lloj gjykimi është mosbesim, duke ditur se mospajtimet diskutohen para gjygjit vetëm për arsye të dynjasë, si mund ta kesh të lejuar të bësh kufër për atë arsye? Njeriu nuk do të jetë besimtar derisa mos t'a dojë Allahun dhe të Dërguarin e Tij më shumë se të gjitha dhe derisa mos ta dojë Profetin ﷺ më shumë se fëmijët e vetë, prindërit dhe të gjithë njerëzit tjerë. Për atë, sikur të jenë në rrezik të gjitha të mirat tuaja në këtë dynja, nuk do ta kishe të lejuar që të gjykohesh/paditesh me të tjerët para gjygjit të taghutëve.. Dhe sikur dikush të të kërcënonte me dhunë që të zgjedhish mes gjykimit/padisë me tjetërkënd para atij lloj gjygjit dhe humbjes të të mirave të kësaj dynjaje, atëherë do ta kishe obligim që ta sakrifikosh dynjanë dhe nuk do ta kishe të lejuar që të kërkosh gjykim para gjyqit të taghutit."

**<u>Imam Ibnul Kajjim el-Xhewzijjeh (Allahu e mëshiroftë</u>)** është përgjigjur atyre që mendojnë se ibadeti nuk është ibadet përderisa ai qëe bënë të mos ta konsideron si ibadet, dhe thotë:

" Dhe njëri prej llojeve të shirkut është kur muridi i bënë sexhde shejhut të vetë. Kjo është shirk nga ana atij që e bënë atë sexhd edhe nga ana e atij kujt i bëhet ajo sexhde. Por për fat të keq, disa po thonë se ajo nuk është sexhde, por ulje e kokës para këmbëve të shejhut si shenjë i nderimit dhe i përuljes… Këtyre i përgjigjemi se atë vepër mund ta quajnë si të dojnë, por ajo është përulje para atij kujt ia bëjnë..."

**<u>Thotë Sulejman bin  Sahman (Allahu e mëshiroftë):</u>**

"Pasi që mësove se është mosbesim të kërkuarit gjykim prej taghutit (gjygjit të taghutit), e kupton këtë në vijim: Allahu i Lartësuar në Librin e Tij thotë se kufri (mosbesimi) është më i keqë se vrasja.

وَالْفِتْنَةُ أَشَدُّ مِنَ الْقَتْلِ

**"Dhe El-Fitnah (mohimi i Allahut dhe adhurimi i të tjerëve përkrah Tij) është më e keqe se vrasja." (El Bekare: 191)**

وَالْفِتْنَةُ أَكْبَرُ مِنَ الْقَتْل

**"El-Fitnah (Shirku) është më keqë se vrasja." (El Bekare: 217)**

Fjala *'Fitnah'* në këtë ajet është kufri dhe shirku.

Nëse ky lloj gjykimi është mosbesim/kufr (tahakum ila taghut), duke ditur se mospajtimet diskutohen para gjygjit të taghutit vetëm për arsye të dynjasë, si mund ta kesh të lejuar të bësh kufr për atë arsye? Njeriu nuk do të jetë besimtarë derisa mos t'a dojë Allahun dhe të Dërguarin ﷺ e Tij më shumë se të gjitha, dhe derisa mos ta dojë Profetin ﷺ më shumë se fëmijët e vet, prindërit dhe të gjithë njerëzit tjerë.

Për atë, sikur të jenë në rrezik të gjitha të mirat tuaja në këtë dynja, nuk do ta kishe të lejuar që të gjykohesh/paditesh me të tjerët para gjygjit të taghutëve/shejtanit. Dhe sikur dikush të të kërcënonte me dhunë që të zgjedhish mes gjykimit/padisë me tjetërkënd para ati lloj gjygjit dhe humbjes të mirave të kësaj dynjaje, atëherë do ta kishe obligim që ta sakrifikosh dynjanë, dhe nuk do ta kishe të lejuar që të kërkosh gjykim para gjygjit të taghutit."[8]

[8] Ed-Durerus-Senijjeh, V. 10/502-511, Kapitulli: Gjykimi i Murtedit, f.275 & Fetvat e ulemave të Nexhdit, V.1/341-343

**Sheikh Sulejman ibn Sahman (Allahu e mëshiroftë)** thoshte për 'Shera'a -Rrifaka' (Ligji i taghutëve):

" Kur ta pyesish dikë prej ithtarëve të taghutit pse nuk i drejtohen Allahut dhe të Dërguarit të Tij për gjykim (dispozit të sheriatit) dhe që të refuzojnë taghutin, ata thonë:

" E vetmja arsye që po i drejtohemi këtyre zakoneve të taghutit është: ai që dojmë ti shmangemi vrasjes mes njëri-tjetrit, sepse kur e thërrasim njëri-tjetrin që ti shmangemi këtyre zakoneve sikur 'Shera'a - Rrifaka', atëherë vjen deri tek vrasja mes neshë... (Pra nëse i shmangemi këtyre zakoneve vjen deri te vrasja).

Allahu i Lartësuar thotë:

**" Nuk ka asnjë detyrim në fe. Vërtet, Rruga e Drejtëështë bërëe qartë nga rruga e gabuar. Kushdo që mohon Taghutin (çdo gjë tjëtër që adhurohetpërveç ose krahas Allahut) dhe beson në Allahun, atëherë ai është kapur përmbajtësin më të sigurt që nuk thyhet kurrë. Dhe Allahu është Gjithdëgjuesi, I Gjithdituri." (El Bekare:256)**

pastaj:

**" ...Dheel-Fitneh (mohimi i Allahut dhe adhurimi i të tjerëve përkrah Tij)është mëe keqe se vrasja..." (El Bekare:191)**

" Sikur banorët e qyteteve dhe fshatrave të bëjnë luftë mes njëri-tjetrit dhe ta mbysin njëri-tjetrin, ai sherr do të ishte shumë më i vogël se sa sherri që po shkakton taghuti duke zbatuar ligjet e veta, të cilët janë në kundërshtim me sheriatin e Allahut të cilin ia ka shpallë Profetit të fundit Muhammedit ﷺ."

**Ibnul Kajjim el-Xhewzijjeh (Allahu e mëshiroftë) thotë:**

“ Ai i cili i jep përparësi ndonjëgjëje apo ligji ndaj Allahut ﷻ dhe Profetit ﷺ dhe e merr atë gjë apo ligjë për gjykatës, ai me siguri kërkon që të gjykohet para taghutit, sepse e ka pasur të urdhëruar që ta refuzojë, d.m.th.ta refuzon secilën gjë apo ligjë që adhurohet ose pasohet kundër Allahut ﷻ dhe të Dërguarit të tij ﷺ! Ky person kurrë nuk mund ta refuzon taghutin, përderisa mos të fillojë të kërkojë gjykimin vetëm para Allahut...” [9]

**Ibnul Kajjim (Allahu e mëshiroftë) thotë:**

“ Nëse dikush e dërgon kundërshtarin e tij (me të cilin ka mosmarrëveshje dhe dëshiron gjykim) te dikush tjëtër pos Allahut të Lartësuar dhe të dërguarit të Tij, Muhammedit ﷺ definitivisht ka kërkuar gjykim nga taghuti, ndërsa ai është i urdhëruar ta mohon taghutin - dhe personi kurr dhe asnjëher nuk mundet ta mohon taghutin, derisa ta bënë gjithë gjykimin vetëm për Allahun e Lartësuar. “ [10]

**Ibnul Kajjimi (Allahu e mëshiroftë) thotë** në hadithin që transmetohet nga Imam Bukhari rreth duasë së bërë nga Muhammediﷺ, përmenden tri gjëra: Tavakull (Mbështetja në Allahun e Lartësuar), Inabah (të kthyerit me pendim) dhe tahakum (kërkim i gjykimit). Ky është argument i kjartë se tahakum është ibadet, siç janë:Tavakull dhe Inabah. [11]

[9] Er-Risalatet-Tebukije li-ibnil Kajjim el Xhewzijeh, f.133
[10] Tarikul-Hixhretejn, f.73
[11] Al Madaarij, V. 32/1

**Hafidh Ibn Kethir (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Të gjithë këto ligje janë tërësisht në kundërshtim me shpalljet të cilat Allahu i Lartësuar ia ka shpallur profetëve të vetë (alejhimus-selam), prandaj kushdo qëe lë pas dore atë që Allahu i Lartësuar ia ka shpallur Muhammedit ﷺ dhe shkon për tu gjykuar sipas shpalljeve të mëparshme të deroguara të cilat janë shpallur profetëve të mëhershëm, ai bëhet kafir. E çka mund të themi atëherë për atë i cili kërkon që të gjykohet sipas el-Jasikut? Nuk ka dyshim se kushdo qëe bënë këtë vepër është kafir." [12]

**Ibn Kethir (Allahu e mëshiroftë) e ka komentuar ajetin vijues:**

**" O ju që keni besuar! Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit (Muhammedit a.s.) dhe atyre prej jush të cilët janë në drejtimin dhe udhëheqjen tuaj. Dhe nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, drejtohuniAllahut (Fjalës së Tij – Kur'anit) dhe të Dërguarit të Tij (Sunnetit të Muhammedit), nëse besoni në Allahun dhe në Ditën e Fundit. Kjo është më e mirë dhe më e përshtatshme për përcaktimin e fundit."**

**(An Nisa':59)**

" Kjo do të thotë se çdokush që në rast të mosmarrëveshjes nuk i drejtohet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, nuk e beson Allahun as Ditën e Gjykimit."

**Sheikh Muhammed bin Abdul-Wehhab (Allahu e mëshiroftë) referon këtë ajet dhe jep mendimin:**

" Arsyeja e mosbesimit të tyre nuk është obligimi ndaj besimit që kanë, as injoranca, asurrejtja ndaj këtij Dini apo dashuria ndaj kufrit, por arsyeja kryesore është grabitja e të

[12] El-Bidajeh wen-Nihajeh,V. 13/139

mirave të kësaj dynjaje. Pos kësaj, kërkimi për tu gjykuar para çdo sheriati tjetër për possheriatit të Allahut të Lartësuar është kufër i cili e nxjerr njeriun prej islamit, pa marrë parasysh kushtet dhe rrethanat të cilat i kemi cekur mëparë."

**Sheikh Ahmed Shakir (Allahu e mëshiroftë) thotë:**

" Kushdo që gjykon me diçka tjetër pos Shpalljes së fundit të Allahut - është kafir, pa marrë parasysh a e ka pas nijet me bë atë punë apo jo. Dhe çdokush që e përkrah apo e pranon atë gjykim është gjithashtu kafir, pa marrë parasysh a gjykon ai apo dikush tjetër me shpalljetë mëparshme të deroguara, apo me ligje të shpikur nga ana e njeriut, duke ditë se këto ligjejanë të kufrit në esencë..." [13]

**Sheikh Xhemalud-din el-Kasim, Sulejman bin Abdullah Alu-Shejh dheAbdul-Latif bin Abdur-Rahman bin Hasan Alu-Sheikh (Allahu i meshiroftë) janë të një fjale që:**

" Nuk ka kurrfarë dyshimi se çdo njeri i cili kërkon gjykim para taghutit ose ndonjë gjëje tjetër, krahas gjykimit të Allahut të Lartësuar dhe të Profetit ﷺ, nuk e beson Allahun, por e beson taghutin..." [14]

**Sheikh Hamid Ibn Atik (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Njëra prej veprave të cilët e largojnë muslimanin nga islami është kërkimi i gjykimit te kushdo tjetër përpos Allahut të Lartësuar dhe Profetit ﷺ. Pikërisht kjo ka ndodhur kur njerëzit kanë filluar të gjykojnë sipas zakoneve dhe traditës së baballarëve të vet. Ato kanë

[13] Komentim i Musnedit të Imam Ahmed/ Ahmed Shakir, V. 14/18/184 - nr.7747
[14] Kitabu Hukmu-el Murted - Libri mbi felëshuesit.

krijuar çrregullim dhe ato ligje janë të njoftur me emër - 'Shera'a Rrifaka', të cilëve ia kanë dhënë përparsinë ndaj ligjit të Allahuttë Lartësuar. Prandaj, kushdo që i bindet këtyre ligjeve është kafir.” [15]

**Sheikh Hammad Bin Nassir (Allahu e mëshiroftë)** gjatë komentimit të ajteit 59, në suren An Nisa', tregon se është argument që muslimani duhet ti kthehet Allahut të Lartësuar dhe Muhammedit ﷺ në mosmarrëveshjet; Ky është kusht për Besim në Allahun e Madhëruar dhe ditën e gjykimit. Për këtë arsye ështësepse Allahu i Lartësuar ka thënë: “**...nëse besoninë Allahun dhe në Ditën e Fundit...” (An Nisa':59)** [16]

**Sheikh Abdur-Rahman As-Sadi (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

“ Kushdo që i bindet prijësve apo dijetarëve në haram/duke ndaluar atëçka Allahu I Lartësuar e ka lejuar dhe anasjelltas, i ka marrë këto njërëz për `erbab`- zotëra përveç Allahut të Lartësuar.”

**Dhe gjithashtu ka thënë:** “ Çdo njëri e ka obligim që ta pranojë Allahun si gjykatësin e vetëm dhe ti parashtrojë të gjitha mosmarrëveshjet para Allahut të Lartësuar dhe Profetit ﷺ, d.m.th. para sheriatit të Allahut të Madhëruar. Kushdo që e bënë këtë punë e ka arritur teuhidin dhe dinin e ka të plotë. Në anën tjëtër – kushdo që nuk e pranon Allahun si gjykatësin e Vetëm, ia dorëzon vetin gjykimit të taghutëve edhe nëse ai deklaron se është besimtarë – ai është rrenacakë, sepse imani plotësohet vetëm nëpërmjet nënshtrimit ndaj ligjit të Allahut të Lartësuar. Kushdo që kërkon gjykim tjetër pas gjykimit me Kur`an dhe Sunnet të Profetit ﷺ është dorëzuar taghutit dhe e ka marrë atë për zot.” [17]

[15] Mexhmuet-Teuhid, V. 1/361
[16] Mexhmuat ar Risaail val Fatva Hamad Bin Nasir, F.173
[17] El Kawli es-Sedid fi Kitabi et-Tewhid.

Pastaj në shpjegimin e ajetit 59, të sures An Nisa', Sheikh Abdur-Rahman As-Sadi thekson faktin se ai i cili nuk i kthehet Allahut të Lartësuar dhe Muhammedit ﷺ në mosmarrëveshjet nuk është besimatar në Allahun, por është bësimar në taghut.

**Sheikh Abdur-Rahman As-Sadi** thotë për ajetin 60, të sures An Nisa'se nëse shkon dikush te dikush tjetër pos Kur`anit dhe Sunnetit për gjykim, ai e ka marrë një taghut për rabb (zot) pavarësisht (krahas) nga Allahu. [18]

**Sheikh Sulejman bin Sahman (Allahu e mëshiroftë) thotë:**

" Kur Islami ka ardhur në pozitë të vetmuar (gharib), sikur në fillim të shpalljes, ata që nuk e kanë njohur sa duhet – kujtojnë se shkaku i mëshirës është në fakt shkak i dënimit, dheajo çka është shkaku i dënimit është në fakt shkak i mëshirës dhe ajo çka është shkak iharmonis dhe i xhematit të shëndoshë – është në fakt shkak i përçarjes dhe shkatërrimit, dhe ajo çka ndalon derdhjen e gjakut mes njerëzve - është në fakt shkaku i gjakëderdhjes. Thotë Allahu ﷻnë librin e Tij:

**" Por kurdo që u vinte e mira, thoshin: " Kjo është në sajen tonë." Ndërsa po t'igoditnin fatkeqësitë, këto ia mvishnin shënjave ogurzeza të lidhura me Musain dhe me ata që ishin me të. Kini mendjen! Me të vërtetë që shënjat ogurzeza janë vetëm tek Allahu (si të dojë Ai), por shumica prej tyre nuk edinë." (Al A'raf:131)**

Poashtu ata të cilët i thoshin pasuesve të profetëve:

**" Ata u thanë: " Sa për ne, ne kemi parë shënja ogurzezë prej jush e nëse nuk pushoni, ne do t'ju gurëzojmë dhe do t'ju shtrëngojë dënim i dhembshëm prej nesh." Ata (të Dërguarit) thanë: " Shënjat tuaja ogurzeza qofshin me ju! A pse u këshilluat? Por në të**

[18] Al Kaul es-Sedi fi Kitab et-Teuhid.

**vërtetë ju jeni një popull Musrifun (që kalon çdokufi në të gjitha krimet e gjynahet dhe duke mos I besuare duke mos iu nënshtruar Allahut).” (Ja-Sin:18-19)**

Prandaj, ai i cili beson se gjykimi me sheriat të Allahut ﷻ do të shkakton luftë dhe përçarje mes popullit dhe që shkatërrohet xhemati dhe harmonia, përveç se me gjykim rreth taghutit – ai është kafir, armiku i Allahut ﷻ dhe i gjithë profetëve të Tij. Kjo ka qenë esenca e Kurejshve, sepse ata besonin se haku është vetëm në pasimin e asaj çka kanë besuar të parët e tyre, kundër asaj çka është shpallur Profetit ﷺ nga ana e Allahut…”

**Imam Ebu Muhammed Ibn Hazmi (Allahu e mëshiroftë) në komentin e ajetit vijues:**

**“ Por jo, për Zotin tënd! Ata nuk janë besimtarë derisa të mos zgjedhin ty përtë gjykuar në të gjitha mosmarrëveshjet mes tyre, derisa të mos mbetet në veten e tyre asnjë pikë kundërshtimi ndaj vendimeve të tua dhe derisa t’ipranojnë ato (vendimet e tua) plotësisht të nënshtruar.” (An Nisa':65)**

“ Kjo është më se e mjaftueshme për ata që kanë mendjen e shëndoshë, që e besojnë Allahun dhe Ditën e Gjykimit dhe të cilët e kanë të qartë dhe të cilët janë të sigurtë se këtu në këtë rast Allahu ﷻ betohet në Vetëveten rreth çështjes ndërmjet Tij dhe robëve të vetë. Nëse dikush i jep përparësi dikujt që nuk ka të drejtë në të d.m.th. nëse dikush i jep përparësi gjykimit të dikujt tjetër mbi gjykim të Resulullahut, duhet ta përkujtojmë se Allahu ﷻ betohet me fuqinëe Vet se fjala e Tij është gjithmonë hakk dhe kushdo që kërkon diçka tjëtër pos gjykimit të Resulullahut ﷺ nuk është besimtar, e nëse nuk është bësimtar - atëhërëështë kafir dhe rruga e tretë nuk egziston në dinin e Allahut të Lartësuar.” [19]

[19] El-Ihkam fi usuli el ahkam, V. 1/98

**Gjithashtu gjatë komentimit të sures An Nisa', ajeti 65, thotë:**

" Allahu i Lartësuar betohet në vetëveten e Tij, se nuk mundet njeriu me qenë besimatar derisa nuk kërkon gjykim nga Muhammedi ﷺ me gjithçka që ka ardhur dhe pastaj pa paknaqësi e pranon atë gjykim..." [20]

**Ibn Hazm (Allahu e mëshiroftë) gjithashtu në komentin e këtij ajeti:**

**" Dhe kushdo që kundërshton të Dërguarin (Muhammedin a.s.), pasi t'i jetë treguar qartë atij Rruga e Drejtë dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne do ta mbajmë atë në atë drejtim që ai vetë ka zgjedhur. Dhe do ta djegim atë në Zjarr – Dhe sa përfundim i keq!" (An Nisa':115)**

Thotë se në këtë ajet gjykohet me kufr (mosbesim) ndaj gjithkujt që e bënë këtë mëkat. Por nëse dikush vjen dhe thotë se secili që nuk e ndjek rrugën e besimatarëve nuk është prej tyre, ne i përgjigjemi atyre se: Jo secili që nuk e ndjek rrugën e besimtarëve është kafir, sepse zinaja, konsumimi i alkoolit dhe mashtrimi nuk janë rrugët e besimtarëve, por këto mëkate nuk të qesin nga feja. Por argumentet janë të kjarta se ky mëkat të qetë nga feja (të gjykuarit me ligjë tjetër pos sheriatit):

**" Por jo, për Zotin tënd! Ata nuk janë besimtarë derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në të gjitha mos marrëveshjet mes tyre, derisa të mos mbetet në veten e tyre asnjë pikë kundërshtimi ndaj vendimeve të tua dhe derisa t'i pranojnë ato (vendimet e tua) plotësisht të nënshtruar." (An Nisa':65)** [21]

[20] Al Fissal fi al-Milal wa Ahwah wan-Nihal, V. 3/235
[21] Al Fissal fi al-Milal wa Ahwah wan-Nihal, V. 2/293

**Sheikh Shankiti (Allahu e mëshiroftë) thotë:**

" Habitem me ata njerëz të cilët nuk e implementojnë ligjin e Allahut ﷻ e pretendojnë se janë musliman; Allahu e ka bërë të kjartë në suren Al Maideh dhe An Nisa." [22]

**Sheikh Shankiti (Allahu e mëshiroftë) thotë:**

" Nuk ka dallim mes atij që bënë shirk në Hukm (në çështjet e gjykimit) dhe atij që bënë shirk në forma tjera të ibadeteve. Ai i cili e ndjek një legjislacion (ligjë) tjetër pos ligjit të Allahut ﷻ, është i njëjt sikur ai që adhuron një idhull. Të dyja janë njëjt, I përshkruan partner Allahut ﷻ dhe janë mushrik." [23]

**Sheikhul Islam Ibn Tejjmije (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Dhe është e njohur nga nevojshmëria e fesë së muslimanëve dhe nga pajtueshmëria e të gjithë muslimanëve se, kush pason sheriat (ligjë) tjetër nga Sheriati i Muhammedit ﷺ, atëherë ky është kafir dhe ky është sikurse kufri i atij që beson në një pjesë të Librit, ndërsa mohon një pjesë tjetër të Librit." [24]

**Gjithashtu ka thënë Sheikhul Islam:**

" Kush ndryshon ligjin e Pejgamberëve dhe shpik ligjë tjetër, ligji I tij është I papranuar nuk lejohet ndjekja e tij ashtu siç thotë Allahu ﷻ **{A mos kanë ata zotëra tjerë që kanë shpikur ligje nga feja, për të cilat nuk ka dhënë leje Allahu}** kanë bërë kufër jehudët dhe të krishterët ngase janë kapur për ligje të ndërruara, të deroguara." [25]

[22] Advaul-Bejan.
[23] Shpjegimi surah Teube:31
[24] Mexhmul fetava, V.28/524
[25] Mexhmul Fetava, V. 35/365.

**Dhe në një vend tjetër ka thënë:**

" Ligji i zbritur nga Allahu është Kur'ani dhe sunneti me të cilat e ka dërguar Allahu të Dërguarin e Tij. Nuk I takon askujt të del nga ky sheriat dhe nuk del përveç kafirit." [26]

**El-Hafidh Ibn Kathir (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Andaj, ai që len Sheriatin (Ligjin) e qartë, i cili i është shpallur Muhammed Ibn Abdullahut ﷺ - Vulës së Profetëve dhe merr hukmin (gjykimin) nga tjerë pos tij nga ligjet e kufrit të cilat janë të anuluara, ai nuk ka besuar. Prandaj, si është gjendja e atyre që marrin hukmin nga 'Jasik-u (ligji i tatarëve, të cilët përzien rregullat e Sheriatit me rregulla të shpikura) dhe i japin përparësi?! Ai që vepron kështu ka bërë kufër (nuk ka besuar) sipas ixhmasë së muslimanëve." [27]

**Ibn Kethir** Gjatë komentit të ajetit 50 nga sureja Maide**" A thua mos po kërkojnëgjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim mëi mirë se ai i Allahut?"** thotë:

" Allahu ﷻ ua mohon atyre që kanë dalur nga ligji I Allahut I cili përmbledh çdo të mirë dhe ndalon çdo të keqe dhe kalojnë në mendimet, epshet, rregullat, të cilat I kanë vendosur njerëzit pa asnjë bazë nga sheriati I Allahut, ashtu siç vepronin në xhahiljet kur gjykonin me devijimet dhe injorancat që i kishin, me mendjen dhe epshin e tyre. Ashtu siç gjykojnë Tatarët në qeverit e tyre me " Jasikun" të marrur nga mbreti i tyre Xhingiz Kani, i cili e ka shpikur, e që është një llojë libri që përmbledh ligje, që i ka tubuar nga ligjet e ndryshme, nga hebrejët, të krishterët, nga feja Islame dhe të tjera. Shumë rregulla i ka

[26] Mexhmul Fetava, V. 11/262
[27] Al-Bidajah va Nihajah, V. 13/ 119

shpikur nga vetja e tij, e që tek fëmijët e tij është bërë ligje që ndjeken, i japin përparësi mbi ligjin e Allahut dhe sunnetin të Pejgamberit. Kush e bënë këtë ai është mosbesimtar, obligohemi ta luftojmë derisa të kthehet në gjykimin e Allahut dhe të Dërguarit e mos të gjykojë me atë në shumë çështjee as në pak.

Allahu thotë:

**"A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i Allahut?"**

Kush është më i drejtë se Allahu në gjykim tek ai që logjikonë, beson, I bindet dhe e din se Allahu është Gjykatësi më i Urtë, më I Mëshirshëm se nëna për fëmijën, dine çdo sendë, ka mundësi për gjithçka dhe është i drejtë në çdo gjë." [28]

**Sheikh Mahmud Shakir (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Andaj, pyetja e tyre nuk ishte pyetja e Ibadijes drejtuar Abi Mexhlis-it rreth tefsirit të këtij ajeti - rreth të cilit mub´tadah e kohës sonë pajtohet rreth çështjes së gjykimit në çështjet e pasurisë dhe gjakut me ligjë që kundërshton Sheriatin e popullit të Islamit dhe jo në lidhjeme vendosjen e një ligji mbi popullin e Islamit dhe imponimi ndaj tyre që të marrin gjykim prej tjetërkujt pos rregullave të Allahut në Librin e Tij dhe në gjuhën e të Dërguarit të Tij. Andaj, ky veprim largon nga Hukmi i Allahut dhe nga dini i Tij dhe vendos ligjet e kufarëve mbi Ligjin e Allahut, subhabehu ve te´ala dhe kjo është kufër. Asnjëri nga populli i Kiblës, me gjithë dallimet e tyre, nuk dyshon në kufrin e atij që flet apo thërret në këtë." [29]

[28] Tefsir Ibn Kethir, V. 2/67
[29] Tefsir Et- Tabari, V. 10/ 348

**Sheikh Muhammed El-Emin Esh-Shenkiti (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Nga tekstet Hyjnore bëhet më see kjartë se: ai i cili pason ligjë të fabrikuar, të ligjësuar nga shejtani përmes gjuhëve të miqëve të tij dhe të cilat kundërshtojnë atë që Allahu ﷻ ligjësoi përmes gjuhës së të Dërguarve të Tij (alejhimu selam), askush nuk dyshon në kufrin dhe në shirkun e tyre , përveç atyre të cilëve Allahu ua ka marrë të pamurit dhe i ka verbuar ndaj Dritës së Shpalljes!" [30]

**Sheikh Muhammed Ibn Ibrahim (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" I pesti, ky është më i madhi dhe më përfshirësi dhe kundërshtimi më i qartë i Sheriatit dhe kryeneqësia ndaj ligjeve të tij dhe fyerja ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, kundërshtim i gjyqeve të Sheriatit në bazat dhe degët e tyre dhe llojet e tyre dhe paraqitjet e tyre dhe gjykimet, implementimet, referimet dhe aplikimet e tyre. Ashtu sikurse gjyqet e Sheriatit referohen në Librin e Allahut dhe në Sunnetin e të Dërguarit të Tij, poashtu këto gjyqe kanë referimet e tyre, e që janë ligjet e përmbledhura nga shumë legjislacione dhe ligje siç janë ligjet e Francës, Amerikës dhe Anglisë si edhe ligjeve tjera dhe nga medh´hebi i disa risimtarëve (bidatxhijve) të cilët pohojnë se janë nën Sheriat. Dhe këto gjyqe tani janë plotësisht në funksionim në vendbanimet Islame, duke hyrë populli në to dita ditës, gjykatësit e tyre i gjykojnë ata me atë që kundërshton Sunnetin dhe Librin, me rregulla të atij ligji dhe ata ua imponojnë atë atyre dhee aplikojnëmbi ta. Andaj, cili kufër është mbi këtë kufër dheçka e anulon shehadetin e Muhammedur Resulu-llah, nëse jo kjo?!" [31]

[30] Advaul-Bejan, V. 4/ 82-85
[31] Tah'kim El-Kavanin.

**Sheikh Abdur-Razzak el-Afif (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Së treti: Ai i cili cilësohet me Islam dhe njeh ligjet e tij dhe pastaj fabrikon për popull ligje dhe ua bënë atyre institucion për udhëheqje dhe gjykim dhe e din se kjo kundërshton ligjet e Islamit. Atëherë ai është kafir, jashtë miletit Islam. I njëjtë është edhe gjykimi rreth atyre që përcaktojnë formimin e një komiteti apo komiteteve për këtë dhe urdhërohet populli qët´ia drejtojnë gjykimet e tyre këtyre institucioneve apo ligjeve apo detyron që të mirret gjykim prej tyre, derisa e din se ato kundërshtojnë Sheriatin Islam. Dhe i njëjtë është edhe ai që gjykon me to dhe e implementon atë rreth çështjeve dhe ai që iu nënshtrohet atyre në këto gjykime nga vullneti i tij i lirë, sepse ai e din se kjo kundërshton Islamin. Andaj, të gjithë këta janë partnerë (shokë) në largimin e tyre nga Gjykimi i Allahut." [32]

**Imam Ahmed Shakir (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Çështja e këtyre ligjeve të fabrikuaraështëe qartë si qartësia e diellit. Është kufër i qartë dhe nuk ka asgjë të fshehtë rreth saj dhe nuk ka asnjë arsyetim për ata që cilësohen me Islam (që i thuan vetës muslimanë), kushdo qofshin ata, të veprojnë në përputhshmëri me to, t´u binden atyre apo t´i aprovojnë ato. Andaj, çdo njeri duhet të ketë kujdes dhe çdonjeri është përgjegjës për vetveten. Prandaj ulematë duhet të bëjnë të qartë të vërtetën dhe të thuan atë që janë urdhëruar që ta thonë pa fshehur asgjë." [33]

**Imam Ibn Xherir Et-Tabariu (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Ai Te´ala thotë se, ai që fshehë Gjykimin e Allahut, të cilin Ai ka shpallur në Librin e Tij dhe e ka bërë ligjë mes robërve, ashtu ata fshehin dhe gjykojnë me tjera pos tij, sikurse gjykimi i jehudëve rreth kurvërisë (zinasë) së të martuarve me rrahje me kamxhik dhe

[32] Shubu'haat Haul Es-Sunneh Va-Risalaat, f.64
[33] Umdaat Et-Tafsir Mukhtaasir - Tafsir Ibn Kathir nga Ahmed Shakir, V. 4/173-174

nxirje të fytyrave të tyre dhe fshehja e Gjykimit rreth gurëzimit, si edhe gjykimi i tyre rreth vrasjeve të tyre me gjakë - shpagim të plotë ndërsa disave me gjysmën e gjakë - shpagimit. Ndërsa sa u përket njerëzve me tituj, atyre u ipet kisas, ndërsa njerëzve të thjeshtë u bëhet shpagim gjaku me para. Mirpo, Allahu i bëri ata të gjithë të njëjtë në Teurat:

**“ ...të tillët janë kafira. Ata ishin që fshehën të vërtetën, të cilën ata duhej të zbulonin dhe ta bënin të qartë. Dhe ata e fshehën atë prej popullit dhe u paraqitën atyre diçka tjetër dhe gjykuan mes tyre me të (me gjykimin e ndryshuar) përshkak të ryshfetit që morën prej tyre.”** [34]

**<u>Ibn Hazm (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:</u>**

“ Kush gjykon me ligjë të Ingjilit në atë çështje që vie në kundërshtim me sheriatin, ai është Kafir, I dalur nga feja.” [35]

**<u>Ibnul Kajjim (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:</u>**

“ Ka ardhur në Kur’an dhe sunnet dhe konsenzus se Islami ka deroguar të gjitha sheriatet që kanë qenë para tij dhe kush kapet për ato ligje që kanë ardhë në Tevrat dhe Inxhil dhe nuk pason Kur’anin është Mosbesimtarë. Allahu e ka bërë të pavlefshëm çdo ligjë që ka qenë në Tevrat, Ingjilë dhe në fetë tjera. Njerëzve dhe Xhinëve ua ka obliguar ligjet islame, nuk ka të ndaluar përveç atë që ka ndaluar Islami dhe nuk ka të lejuar përveç asaj që ka lejuar Islami, e as nuk ka të obliguar përveç asaj që ka obliguar Allahu.” [36]

[34] Tefsir El-Tabari, V. 4/592
[35] El-Ihkam,V. 5/173
[36] Ehkamu ahlul-Dhimmeh, V. 1/259

**Gjithashtu thotë Ibnul Kajjim:**

" Vetë mohimi është kufër, pa marrë parasysh se a gjykon apo nuk gjykon." [37]

**Sheikh Muhammed Ibn Ibrahim (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

"  Pasiqë përmend llojet e gjykimit që nuk bëhen me atë qëe ka zbritur Allahu thotë: " Lloji i pestë: Këto gjykata sot janë në shumë vende Islame të përgatitura me dyer të hapura, njerëzit hyjnë grupe-grupe, gjykatësit e tyre i gjykojnë me ligje që janë në kundërshtim me Kur'anin dhe sunnetin, me ligjet e atij kanuni dhe i detyrojnë njerëzit ti përmbahen. Ç'farë kufri mundë të ketë mbi këtë kufër? Ç´farë negacioni tjetër të fjalës së dëshmisë, se Muhamedi është I Dërguari I Allahut, mundë të ketë pas këtij Negacioni?" [38]

**Sheikh Ahmed Shakir (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" A lejohet që muslimanët të gjykojnë në vendet e tyre me ligje të formuara nga ligjet e Europës paganiste? Bile në ligjdhënie hyjnë epshi dhe mendimet e kota, I ndërrojnë ashtu si dëshirojnë ata që I shpikin dhe nuk u intereson a pëlqehet me sheriat apo jo?!"

"  Vërtet muslimanët nuk janë sprovuar me këtë në historin e tyre përveç në kohën e Tatarëve nga ajo që dijmë. Ishte nga periudhat më të padrejta dhe më të errta, megjithatë nuk i është nënshtruar; çështja në këto ligje të shpikura, është e qartë sikur dielli, është kufër I qartë nuk ka fshehje në të. Dhe nuk ka arsye për askënd që i takon islamit - kushdo që të jetë, veprojë me këto ligje apo ti nënshtrohet apo ti pranojë, le ta ruan çdo njeri veten e tij, ngaseç dokush është llogaritës I vetes së tij." [39]

[37] Medarixu Salikin, V. 1/336-337
[38] Tehkimu el-Kavanin.
[39] Umdetu el-Tefsir, V. 4/174

**Sheikh Ibn Kasim (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Sikurse ata që udhëheqin me ligje të xhahilijetit (injorancës) dhe ligje internacionale, apo ndryshe ai që udhëheq me diçka tjetër pos me atë që ka shpallur Allahu, qoftë kjo udhëheqje me ligje apo me diçka që është shpikur e që nuk është nga Sheriati apo e afirmuar në Gjykim, atëherë ai është taghut nga tavaghitët më të mëdhenjë." [40]

**Sheikh Hammad Ibn 'Atik An-Naxhdi (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Dhe çështja e katërmbëdhjetë është marrja e gjykimit prej dikuj tjetër, përveç prej Librit të Allahut dhetë Dërguarit të Tij." Pastaj ai përmendi fetvanë e Ibn Kethir rreth ajetit: **" A janë duke kërkuar ata Gjykimin e xhahilijetit? " ,** të cilin kemi transmetuar më herët. **Pastaj ai tha:** " Dhe në këtë kanë rënë popujt e beduinëve dhe të ngjajshëm me ta, duke marrur Gjykimin nga traditat e baballarëve të tyre dhe prej asaj që patën aprovuar paraardhësit e tyre nga traditat e trashëguara, të cilat ata i etiketojnë me emra te ndrsyhme dhe e vendosin para Librit të Allahut dhe Sunnetit të Dërguarit të Tij. Andaj, ai që vepron kështu, ai është kafir dhe është vaxhib të luftohet ai, derisa të kthehet në Gjykimin e Allahut dhe të Dërguarit tëTij." [41]

**Sheikh Abdullah Ibn Humajd (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

" Ai që aprovon legjislacion të përgjithshëm ( Teshri' El-' Aam ) dhe e aplikon mbi popull atë që kundërshton Gjykimin e Allahut, atëherë ky del nga mileti si kafir." [42]

[40] Nga komentimi i tij në "Usul eth-Thalaathah", f. 96
[41] Mexhmu'et Et-Teuhid, f.412
[42] A'hamijaat El-Xhihad" nga 'Ali bin Nafi' El-' Iljani, f.196

**Sheikh Muhamed Hamid el-Fakih (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

"  Dhe si këta ose (edhe) më të këqinjë janë ata që marrin fjalët e ligjeve të Kufarëve, me të cilat gjykojnë në çështje të gjakut dhe pasurisë dhe i vendosin këto para asaj që ata njohin dhe u është bërëe qartë prej Librit të Allahut dhe Sunnetit të Dërguarit të Tij. Andaj ai, pa asnjë dyshim, është murted (ka dalur nga feja) nëse vazhdon në të dhe nuk i kthehet Gjykimit të asaj që ka shpallur Allahu dhe ai nuk do të ketë dobi nga asnjë emër me të cilin ai e etiketon veten, e as nga veprat tjera të jashtme që i bënë, sikurse namazi apo agjërimi, apo diçka tjetër!" [43]

**Abdul-Latif Ibn Abdur-Rahman (Allahu e mëshiroftë), kur u pyet rreth gjykimit të beduinëve me traditat e baballarëve dhe gjyshërve të tyre:**

"  A mund t´i etiketojmë me kufër, pasi që atyre u është bërë e qartë? "

**Ai u përgjigj:** "  Kush gjykon me diçka tjetër, pos me Librin e Allahut dhe Sunnetin e Dërguarit të Tij, pasi që atij i është bërë e qartë, atëherë ai është kafir. Ai, Te´ala ka thënë: **"Dhe kushdo që nuk gjykon me atë që Allahu ka shpallur, të tillët janë Kafirun."** Dhe Ai ﷻ, poashtu ka thënë: **"A kërkojnë fe tjetër pos Fesë së Allahut?"** Dhe Ai ﷻ, poashtu ka thënë: **"A i keni parë ata (hipokritët) të cilët pohojnë se kanë besuar në atë që u është shpallur juve dhe në atë që është shpallur para jush dhe kërkojnë gjykim (në mosmarrëveshtjet e tyre) nga tagutët (gjykatës të rrejshëm etj), ndërsa ata janë urdhëruar që t´i refuzojnë ata**." Dhe ka shumë ajete me këtë kuptim." [44]

Përgjigje të ngjashme ka dhënë: **Shejkh Hamed ibn Atik An-Nexhdij**.[45]

[43] Fethul-Mexhid, f. 406
[44] Ad-Dur'ur Es-Senijeh fi'El-Axhvibah En-Nexhdijeh", V. 8/ 231
[45] Mexhmuatu Tevhid f.412

**Abdur-Rahman Ibn Hasan (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

“ Andaj, neve naështëe qartë se ajeti 31 në surën Teube

**“ Ata morën rabinët dhe murgjit e tyre si perëndi të tyre në vend të Allahut (duke iu bindur atyre në gjërat që i bënë ata vetë të ligjshme ose të paligjshme sipas dëshirave të tyre pa u urdhëruar nga Allahu dhe në kundërshtim me Ligjet e Allahut), (morën për zot të tyre) edhe Mesihun, birin e Merjemes, ndërkohë që ata qenë urdhëruar (në Teurat dhe Inxhil) të mos adhurojnë kënd tjetër por vetëm Një Ilah (një të adhuruar të vetëm - Allahun), La ilahe illaHuve (Askush nuk meriton, nuk ka të drejtë e nuk duhet të adhurohet përveç Atij) Lavdi e Madhështi i qoftë Atij. (I Lartë është Ai) nga të pasurit shokë ato që ata ia mveshin Atij!”**

Vërteton se, ai që i nënshtrohet tjetërkujt pos Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe nuk I merr Librin dhe Sunnetin, rreth çështjeve të bërjes hallall atë që Allahu ka bërë haram apo bërjes haram atë që Allahu ka bërë hallall, apo i nënshtrohet dikujt në mosnënshtrueshmëri ndaj Allahut dhe pason në atë për të cilën Allahu nuk i ka dhënë leje, atëherë ai ka marrë atë si zot dhe si objekt adhurues dhe e ka bërë shokë me Allahun dhe kjo kundërshton Teuhidin, që është Dini i Allahut të cilin e shfaqin fjalët e Ikhlasit “ La Ilahe il-laAllah”. (Kjo) sepse Ilah është ajo që adhurohet dhe Allahu Te´ala e quajti nënshtrimin e tyre adhurim të tyre dhe i quajti zotra.

Sikurse Ai Te´ala thotë:

**" Dhe Ai nuk ju urdhëron juve që të merrni engjujt dhe pejgamberët si zotra..." , me fjalë tjera '...si partnerë me Allahun në adhurim...' - ' A ju urdhëroi Ai që të bëni Kufër pasi që ju ishit muslimanë?"**

Dhe kjo është shirk, sepse çdo gjë që adhurohet është zot (i rrejshem ne ketë rast) dhe çdo gjë të cilës njeriu i nënshtrohet apo pason, sa i përket diçkaje tjetër se ajo që ka aprovuar Allahu dhe i Dërguari i Tij, atëherë ai merret si adhurues apo pasues i një zoti (të rrejshem ne ketë rast dhe një gjëje që adhurohet. Sikurse thotë Ai Te´ala në Suren En´am:
**" Dhe nëse u nënshtroheni atyre, atëherë ju jeni mushrikun (politeistë)."** Dhe ky është kuptimi i këtij ajeti dhe si ky është edhe kuptimi i fjalës së Tij Te´ala**: " Dhe a kanë ata partnerë të cilët u kanë aprovuar atyre ligje në Din (Fe), për të cilat Allahu nuk u ka dhënë leje?"** Dhe Allahu e di më së miri." [46]

**Sheikh Salih Ibrahim El-Lejthi (Allahu e mëshiroftë) rreth kuptimit të delilit (argumentimit) ka thënë:**

" Andaj të udhëhequrit me ligje të fabrikuara, të cilat kundërshtojnë Sheriatin Islam, është ateizëm dhe kufër dhe fesad dhe dhulm në mes të robërve, sepse siguria nuk është e vendosur dhe nuk janë siguruar të drejtat e Sheriatit, përveç me veprimin e tërësishëm sipas Sheriatit Islam në Akide, adhurim, udhëheqje dhe rregulla të mirësjelljes dhe udhëheqje të institucioneve, sepse Udhëheqja me tjetër pos me atë që ka shpallur Allahu është udhëheqje me vepra të krijuara mbi krijesa si ato. Dhe kjo është udhëheqje me ligjetë taghutit dhe nuk ka dallim në mes të kushteve individuale dhe atyre të përgjithshme dhe specifike; dhe kushdo që dallon në mes tyre në gjykim, atëherë ai është ateist, zindik (hipokrit në mohim), kafir në Allah El-´Adhim." [47]

[46] Fet´hul-Mexhid, f. 110-111 Publikuar nga "Dar El-Fikr"
[47] Es-Selsebil, V. 2/ 384, që është komentimi i tij mbi "Zaad El-Mutaknah"

**Imam Temimi (Allahu e mëshiroftë), " Taghutin" e definon në këtë mënyrë:**

" Taghutështëçdo gjë që adhurohet përveç Allahut subhanehu ve teala dhe ai (taghuti)ështëi kënaqur me adhurimin që i bëhet e kjo përmbledh, ato që adhurohen, pasohen dheqë i binden përveç Allahut subhanehu ve teala – të gjithë këto janë taghutë. Kufr në taghut bëhet në këto mënyra: Të jesh i bindur se ibadeti dikujt tjetër pos Allahut është devijim, të distancohesh nga taghuti, të kesh urrejtje për të, ti konsiderosh të gjithëqë nuk i shmangen taghutit si kafira dhe ti urresh ata."

**Thotë Sheikhul Islam Muhammed b. Abdul-Vehhab (Allahu e mëshiroftë):**

" Dije, Allahu të mëshiroftë, se gjëja e parë që Allahu i Lartësuar njeriut ja ka bërë farz (e ka obliguar) është *kufr në taghut* pastaj *iman në Allahun*. Argument për këtë janë fjalët e Lartëmadhërishmit:

وَلَقَدْ بَعَثْنَا فِي كُلِّ أُمَّةٍ رَسُولًا أَنِ اُعْبُدُوا اللَّهَ وَاجْتَنِبُوا الطَّاغُوتَ فَمِنْهُمْ مَنْ هَدَى اللَّهُ وَمِنْهُمْ مَنْ حَقَّتْ عَلَيْهِ الضَّلَالَةُ فَسِيرُوا فِي الْأَرْضِ فَانْظُرُوا كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ الْمُكَذِّبِينَ

**" Dhe me të vërtetë që Ne kemi dërguar te çdo Ummet (bashkësi njerëzish, popull, kombë) të Dërguar (duke shpallur): " Adhuroni vetëm Allahun dhe shmanguni dhe i rrini larg taghutit (shejtanëve ose çdo gjëje tjetër që adhurohet pos Allahut)."**

**(En Nahl: 36)**

Sa i përket llojeve të të bërit kufr në taghut: ***Të jesh i bindur se ibadeti drejtuar dikujt ose diçkahit krahas Allahut nuk është i drejtë, të distancohesh nga ai, ta urresh, të bësh tekfir mbi vepruesit e shirkut dhe duhet tu kundërvihesh (ti armiqësosh).***

Të besosh në Allahun don të thotë të jesh i bindur që Allahu është el-Ilah el-ma'bud (Zot që i Vetmi meriton adhurimin) i Vetmi përreth të gjithë atyre të tjerëve dhe të gjithë llojet e ibadeteve të pastra dhe të sinqerta ti drejtohen vetëm Allahut, të mohosh çdo të adhuruar tjetër krahas Tij, ti duash pasuesit e ikhlasit dhe të miqësohesh me ta (el-vala'), kurse ti urresh pasuesit e shirkut dhe tu kundërvihesh (armiqësosh/adavet).

Ky është mileti i Ibrahimit ﷺ, të cilin e refuzojnë vetëm ata që s'kuptojnë dhe ky është ai shembulli që Allahu na ka treguar me fjalët e Tij:

قَدْ كَانَتْ لَكُمْ أُسْوَةٌ حَسَنَةٌ فِي إِبْرَاهِيمَ وَالَّذِينَ مَعَهُ إِذْ قَالُوا لِقَوْمِهِمْ إِنَّا بُرَآءُ مِنْكُمْ وَمِمَّا تَعْبُدُونَ مِنْ دُونِ اللَّهِ كَفَرْنَا بِكُمْ وَبَدَا بَيْنَنَا وَبَيْنَكُمُ الْعَدَاوَةُ وَالْبَغْضَاءُ أَبَدًا حَتَّى تُؤْمِنُوا بِاللَّهِ وَحْدَهُ

**" Me të vërtetë që ka qenë një shembull të shkëlqyer për ju tek Ibrahimi dhe tek ata që ishin me të, kur i thanë popullit të tyre: " Vërtet që ne jemi të lirë prej jush dhe prej gjithçka që ju adhuroni në vend të Allahut; <u>ne ju kemi hedhur poshtë ju dhe ndërmjet nesh dhe jush ka filluar armiqësi dhe urrejtje përgjithnjë, derisa të besoni në Allahun Një të Vetëm."</u> (El Mumtahineh: 4)**

Kurse taghuti është një nocion i përgjithshëm, çdo gjëje që i drejtohet ibadeti krahas Allahut të Lartësuar, kurse ai është i kënaqur me atë ibadet qoftë ai i adhuruar (ma'bud) ose i pasuar (metbu'u) ose ai i cili i bindet ose pason dikë tjetër në mosbindje ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij ﷺ - ky është pra *taghuti*.

Taghutët janë shumë, por kryesorët janë pesë:

*I pari:* Shejtani, thirrësi në ibadet tjetërkujt përveç Allahut të Lartëmadhërishëm. Argument për këtë janë fjalët e Lartëmadhërishmit:

أَلَمْ أَعْهَدْ إِلَيْكُمْ يَا بَنِي آدَمَ أَنْ لَا تَعْبُدُوا الشَّيْطَانَ إِنَّهُ لَكُمْ عَدُوٌّ مُبِينٌ

**" A nuk ju urdhërova dhe a nuk jua përcaktova juve, o Bij të Ademit, që të mos adhuroni shejtanin? Vërtet që ai ishte për ju armik i qartë." (Ja – Sin: 60)**

*I dyti:* Gjykatësi (hakimi) i padrejtë, i cili ndryshon rregullat (ligjet) e Allahut të Madhërishëm. Argument për këtë janë fjalët e Lartëmadhërishmit:

أَلَمْ تَرَ إِلَى الَّذِينَ يَزْعُمُونَ أَنَّهُمْ آمَنُواْ بِمَا أُنزِلَ إِلَيْكَ وَمَا أُنزِلَ مِن قَبْلِكَ يُرِيدُونَ أَن يَتَحَاكَمُواْ إِلَى الطَّاغُوتِ وَقَدْ أُمِرُواْ أَن يَكْفُرُواْ بِهِ وَيُرِيدُ الشَّيْطَانُ أَن يُضِلَّهُمْ ضَلاَلاً بَعِيدًا

**" A i ke parë ata (hipokritët) të cilët shtiren se besojnë në atë që të është zbritur ty dhe në çfarë është zbritur para teje, ata duan të shkojnë për të gjykuar (për mosmarrëveshjet e tyre) te taghutët (gjykatësit e rremë, të adhuruarit e trilluar), ndërkohë që janë urdhëruar t'i mohojnë ata. Por është shejtani ai i cili dëshiron t'i humbasë ata në pafundësi." (An Nisa: 60)**

*I treti:* Ai i cili gjykon me diçka tjetër nga ajo që ka zbritur Allahu. Argument për këtë janë fjalët e Lartëmadhërishmit:

وَمَنْ لَمْ يَحْكُمْ بِمَا أَنْزَلَ اللَّهُ فَأُولَئِكَ هُمُ الْكَافِرُونَ

**" Dhe kushdo që nuk gjykon me atë që ka shpallur Allahu (me Ligjin e Allahut), <u>të këtillët janë kafira (jobesimtarë)."</u> (El Maideh: 44)**

<u>*I katërti:*</u> Ai i cili pohon se e din të fshehtën (ghajbin) krahas Allahut. Argument për këtë janë fjalët e Lartëmadhërishmit:

عَالِمُ الْغَيْبِ فَلَا يُظْهِرُ عَلَى غَيْبِهِ أَحَدًا إِلَّا مَنِ ارْتَضَى مِنْ رَسُولٍ فَإِنَّهُ يَسْلُكُ مِنْ بَيْنِ يَدَيْهِ وَمِنْ خَلْفِهِ رَصَدًا

**" (Ai i Vetëm është) i Gjithëdituri i Ghajbit (i të panjohurës) dhe askujt nuk ia shpall Ghajbin (fshehtësinë) e Tij. Përveç ndonjë të Dërguari (nga njerëzit) të cilin Ai e ka zgjedhur (Ai i njofton atij nga e fshehta, sa të dojë Ai) dhe pastaj Ai bën një grup roje (melekësh) të ecin para tij dhe pas tij." (El Xhin: 26-27)**

<u>*I pesti:*</u> Atij të cilit i bëhet ibadet krahas Allahut dhe me këtë ai është i kënaqur. Argument për këtë janë fjalët e Lartëmadhërishmit:

وَمَنْ يَقُلْ مِنْهُمْ إِنِّي إِلَهٌ مِنْ دُونِهِ فَذَلِكَ نَجْزِيهِ جَهَنَّمَ كَذَلِكَ نَجْزِي الظَّالِمِينَ

**" Dhe nëse ndonjë prej tyre do të thoshte: Unë jam veç Atij (Allahut)" , një të tillë Ne do ta shpërblenim veçse me Xhehenem. Në këtë mënyrë i shpërblejmë Dhalimunët (keqbërësit mosbesimtarë e politeistë)." (El Enbija: 29)**

Pra dije se njeriu nuk bëhet mu'min përveç se duke bërë *kufr bit-taghut*. Argument për këtë janë fjalët e Lartëmadhërishmit:

لَا إِكْرَاهَ فِي الدِّينِ قَدْ تَبَيَّنَ الرُّشْدُ مِنَ الْغَيِّ فَمَنْ يَكْفُرْ بِالطَّاغُوتِ وَيُؤْمِنْ بِاللَّهِ فَقَدِ اسْتَمْسَكَ بِالْعُرْوَةِ الْوُثْقَى لَا انْفِصَامَ لَهَا وَاللَّهُ سَمِيعٌ عَلِيمٌ

**“ Nuk ka asnjë detyrim në fe. Vërtet, Rruga e Drejtë është bërë e qartë nga rruga e gabuar. Kushdo që mohon Taghutin (çdo gjë tjetër që adhurohet përveç ose krahas Allahut) dhe beson në Allahun, atëherë ai është kapur për mbajtësin më të sigurt që nuk thyhet kurrë. Dhe Allahu është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.” (El Bekare: 256)**

E vërteta (rushd) është Dini i Muhammedit ﷺ, kurse e pavërteta, e kota (el-ghajj) është feja e Ebu Xhehlit. Kurse lidhja më e fortë që s´ka shkëputje është shehadeti: **“ La ilahe il-laAllah” -** *(Askush nuk meriton, nuk ka të drejtë e nuk duhet të adhurohet përveç Allahut!)* dhe kjo përbëhet prej negacionit (mohimit) dhe vërtetimit (pohimit). Mohon çdo lloj ibadeti tjetërkujt krahas Allahut të Lartëmadhërishëm dhe vërteton (pohon) çdo lloj ibadeti vetëm Allahut, duke mos i shoqëruar asnjë në ibadet.” [48]

**Imam Malik (Allahu e mëshiroftë) thotë:**

“ Taghut ësht ëçdo gjë apo individ i cili adhurohet krahas Allahut të Lartësuar dhe ky Definicion është i përgjithshëm, në të cilin bëjnë pjesë shumë gjëra. Si përshembull: idhujt,

[48] Mexhmuatu Teuhid f. 329 - 330 dhe Ed-Durerus-Senijjeh, V. 1/161-163

varret, gurët, pemët dhe gjërat tjera të ngjajshme. Në këtë definicion hyjnë Shejtani (taghuti më i madhë), shtrigat, magjistarët (të cilët pretendojnë se e dijnë ghajbin), ata të cilët janë të kënaqur me ibadetin që i bëhet, ata që bëjnë ligje (bëjnë gjërat hallall dhe haram). Gjitha këta hyjnë në definicionin: Taghut. Çdo besimtar duhet të largohet nga këta dhe atyre që i bëjnë ibadet këtyre!"

**Poashtu Sheikh Muhammed b. Abdul-Vehhab,** duke skjaruar dallimin ndërmjet shirkut të madh dhe shirkut të vogël, thotë: " Ky është shirku të cilin njeriu e thotë me fjali në gojën e tij, ose i livdon taghutët, ose polemizon në dobi të tyre duke i mbrojtur ata; ai me këtë ka dal nga Islami, nëse bënë namaz ose nëse edhe agjëron, në krahasim me shirkun i cili nuk të nxjerr nga Islami por vepruesi i nënshtrohet dënimit sheriatik ose ndoshta Allahu ja falë. Kështu që mes këtyre dy fjalive ka një dallim të madh." [49]

Poashtu, Allahu e mëshiroftë, pasi që ka folur për teuhidin, për llojet e tij dhe argumentet e tij, **thotë Sheikh Muhammed b. Abdul-Vehhab:**

" Pasha Allahun O vllazni, përmbajuni themelit të fesë (Aslu Dinit), fillimit të saj deri në mbarim - bishtit dhe kokës, e ajo është shehadeti **" La ilahe il-laAllah" -** *(Askush nuk meriton, nuk ka të drejtë e nuk duhet të adhurohet përveç Allahut!)*. Mësojani domethënien e saj, duani ata që i përkasin asaj, konsideroni ata vëllezër të juaj nëse edhe janë shumë larg jush. Taghutët shpallni kafira, urreni ata që i duan taghutët dhe që polemizojnë ose i mbrojnë ata, ose ata që nuk duan ti shpallin kafira ose thotë për ta: *" Allahu nuk më ka ngarkuar që të merrem me ta."* Ai ka shpifur një rrenë të madhe ndaj Allahut. Përkundrazi, Allahu e ka ngarkuar dhe e ka detyruar që të mirret me ta duke e urdhëruar që të bën mosbesim mbi ta, të distancuarit prej tyre po sikur qofshin ata vëllezërit e tij nga gjaku ose fëmijët e tij. Për Allahun, përmbajuni themelit të fesë suaj që të takoheni me Sunduesin

[49] Ed-Durerus-Senijjeh, V. 10/55-65

tuaj duke mos i përshkruar Atij shokë në adhurim. O Allah, na merr shpirtin si musliman në Islam dhe na bashko me të mirët.” [50]

**Sheikh Muhammed b. Abdul-Vehhab (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

“ Dije se njeriu nuk mundet të jetë besimtarë në Allahun e Lartësuar, nëse nuk e mohon taghutin. Argument për këtë janë fjalët e Allahut të Lartësuar: **“ Kushdo që mohon Taghutin (çdo gjë tjetër që adhurohet përveç ose krahas Allahut) dhe beson në Allahun, atëherë ai është kapur për mbajtësin më të sigurt që nuk thyhet kurrë. “** Fjala *'Rushd'* e cila përmendet në këtë ajet do të thotë feja me të cilën është ardhë Muhammedi ﷺ, e fjala *'ghaj'* (devijim) është feja e Ebu Xhehlit. Fjalët *'urvetul-vuthka'* mbajtësin më të sigurt që nuk thyhet kurrë është dëshmia **“ La ilahe il-laAllah” -** *(Askush nuk meriton, nuk ka të drejtë e nuk duhet të adhurohet përveç Allahut!)* e cila përbëhet nga pohimi (pranimi) dhe mohimi (negacioni).I mohon të gjitha ibadetet dikujt tjetër pos Allahut të Lartësuar dhe pranon që i vetmi që meriton të adhurohet është Allahu i Lartësuar.” [51]

**Është pyetur Sheikh Abdullah b. Abdulatif (Allahu e mëshiroftë):**

“ ...për atë i cili nuk e shpallë kafir shtetin (turk) dhe i ndërsen ata kundër muslimanëve, duke zgjedhur vilajetin (pushtetin) [52] e tyre dhe se xhihadi me ta (ndihma ndaj tyre ) është e domosdoshme. Dhe për personin e dytë i cili nuk mendon ashtu, përkundrazi shteti dhe ata që i ndërsejnë janë zullumqarë [53] dhe prej tyre nuk është e lejuar vetëm se ajo çka është e lejuar prej zullumqarëve dhe plaçka e marrë nga beduinët është haram ? [54]

---

[50] Ed-Durerus-Senijjeh, V. 2/119-120

[51] Mexhmuatu Teuhid, f.15

[52] U jep legjitimitet Islamik.

[53] El-bughah, grup zullumqarësh, banda kaçakësh që bënë zullum në shtetin legitim musliman, janë grup që endej, janë në suazat e islamit edhe pse bëjnë zullum.

[54] D.m.th se beduinët nuk janë kafira, por muslimanë dhe zullumqarë.

